# DITURIA ISLAME

NUMËR 306 | VITI 29 | MARS 2016 | REXHEP 1437 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## Amini shqiptohet pa zë

## Koherenca strukturore e Kuranit

## Përurohet restaurimi i xhamisë "Emin Pasha" në Prizren



www.bislame.net

# *Letër drejtuar mëkëmbësit të Egjiptit*

***Në emër të Allahut të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit***

*Prej Muhamedit, robit të Allahut dhe pejgamberit të Tij, drejtuar Mukaukisit, mëkëmbësit të Egjiptit*

*Paqja qoftë mbi atë që pason rrugën e drejtë! Këndej e tutje, unë ju ftoj që ta pranoni Islamin. Nëse doni siguri, pranoni Islamin! Nëse e pranoni Islamin, Allahu i Madhërishëm do t'ju shpërblejë dyfish. Por nëse refuzoni ta bëni këtë, përgjegjësia për shkeljet e të gjithë atyre që janë nën sundimin tuaj do të bjerë mbi ju.*

*"O ithtarë të Librit! Lërini mënjanë të gjitha mosmarrëveshjet e polemikat, dhe pajtohuni në një çështje që është e njëjtë edhe për ne edhe për ju, dhe kjo është se nuk duhet të adhurojmë askënd tjetër përveç Allahut, se nuk duhet t'ia shoqërojmë askënd Atij, dhe se nuk duhet të marrim askënd tjetër për Zot. Nëse ju e refuzoni këtë, duhet ta dini se ne, në çdo rrethanë, besojmë në Njëshmërinë e Allahut."*

***Pejgamberi i Allahut***
***Muhamedi***



PËRMBAJTJA





# Myftiu Tërnava priti ambasadorin e SHBA-ve Delawie

Më 3 mars, në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava priti ambasadorin e Shteteve të Bashkuara, z. Greg Delawie.

Në takim myftiu Tërnava falënderoi qeverinë dhe popullin amerikan për mbështetjen e vazhdueshme për popullin e Kosovës.

Myftiu Tërnava ambasadorit amerikan i dha një pasqyrë të shkurtër për Bashkësinë Islame të Kosovës, skemën organizative, infrastrukturën e saj, si dhe sfidat me të cilat ballafaqohet, e posaçërisht në angazhimin e Bashkësisë Islame të Kosovës në luftimin e indoktrinimit dhe ekstremizmit të dhunshëm.

"Prioritet yni është mirëqenia e popullit, toleranca fetare dhe bashkëjetesa në mes feve dhe etnive në Kosovë. Jemi thellësisht të interesuar të zhvillojmë bashkëpunimin me ju, në programe të ndryshme, sidomos në ato të këmbimit të përvojave", tha ndër të tjera myftiu i Kosovës z. Tërnava.

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Mr. Ajni Sinani - kryeredaktor / Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu / Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.net /
Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



*"O ju që keni besuar! Kini frikë Allahun dhe hiqni dorë nga kamata...!"*

*(El Bekare, 279)*



# Mbrojtja e pasurisë

*Sheriati ka legjitimuar pronësinë dhe ka lejuar pronën private. Ai garanton ruajtjen e pasurisë (hifdhul mal), sepse ajo është një nga pesë domosdoshmëritë për mbijetesën dhe mirëqenien e individit në këtë botë. Mosmarrja në konsideratë e këtij parimi njeriun do ta çonte drejt rrënimit, dhe do të shkaktonte kaos dhe prishje të rendit të shoqërisë.*

*Sheriati inkurajon punën dhe aktivitetin tregtar, me qëllim që ta aftësojë individin në fitimin e pasurisë në mënyrë të lejueshme. Ai ka ligjësuar mënyrat e pasurimit të ndershëm, duke e konsideruar si formë adhurimi dhe një mënyrë e afrimit te Krijuesi: "Dhe, kur të përfundojë namazi, atëherë shpërndahuni nëpër tokë, kërkoni nga mirësitë e Allahut dhe përmendeni shumë Allahun, në mënyrë që të shpëtoni!" (El Xhumua, 10).*

*Islami është në pajtim me natyrshmërinë e njeriut. Ai ka lejuar që të plotësohen nevojat e lindura për njerëzit, të përmbushen brenda kufijve të arsyeshëm, në mënyrë të drejtë dhe në të mirën e tij. E drejta e pronës është e pacenueshme dhe nuk ka tavan në drejtim të fitimit të pasurisë për sa kohë që arrihet në mënyrë të ligjshme. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ushqimi më i mirë që ha njeriu është ushqimi që ai e ka fituar nga puna e duarve të veta. Pejgamberi i Allahut, Davudi a.s., ushqehej nga puna e duarve të veta." (Buhariu).*

*Legjislacioni islam ka vendosur masa që rregullojnë tregtinë dhe shkëmbimet tregtare në mes njerëzve, për të garantuar një marrëdhënie të drejtë, për të përmbushur drejtësinë financiare dhe për të parandaluar padrejtësinë. Ai ka ligjësuar rregullat e marrëveshjeve dhe shkëmbimeve tregtare me të cilat arrihen këto dobi, siç është shitblerja, ortakëria në tregti, dhe gjërat e tjera që sjellin dobi tek individi dhe shoqëria.*

*Sheriati ka sanksionuar masat që të evitojë efektet negative, e që mund të rezultojnë me humbje të ekuilibrit social dhe qarkullimin e parave brenda një grupi të vogël të komunitetit. Prandaj, të drejtat e kapitalit shoqërohen me detyrime, duke përfshirë vënien e taksave dhe kontributin në përpjesëtim me nevojat e shoqërisë. Zeqati është i detyrueshëm.*

*Legjislacioni islam ka rregulluar transaksionet financiare në bazë të kënaqësisë dhe drejtësisë. Kontratat mes kontraktorëve duhet të jenë me pëlqim të dyanshëm: "O besimtarë, mos e përvetësoni pasurinë e njëri-tjetrit në mënyrë të palejueshme, përveç rastit kur ajo është tregti me pëlqim të dyanshëm…!" (En Nisa, 29). Gjithashtu ka ndaluar lojërat e fatit dhe bixhozin.*

*Synimi i sheriatit është sjellja e dobisë dhe evitimi i dëmit. Nga sjellja e dobisë është se gjërat që janë në tokë janë lejuar dhe nënshtruar për njeriun: "Allahu është Ai që ka nënshtruar për ju detin, që nëpër të, me urdhrin e Tij, të lundrojnë anijet, për të kërkuar dhuntitë e Tij dhe që ju të jeni mirënjohës. Ai ka vënë në shërbimin tuaj çka gjendet në qiej dhe në Tokë, të gjitha janë prej Tij. Me të vërtetë, në këto ka shenja për njerëzit që mendojnë." (El Xhathije, 12-13).*

*Ai ka ndaluar kamatën dhe ka rregulluar mënyrën e posedimit të pasurisë, duke ruajtur interesin publik dhe marrjen e saj në mënyrë të paligjshme, dhe që të mos dëmtohen të tjerët: "O ju që keni besuar! Kini frikë Allahun dhe hiqni dorë nga kamata, nëse jeni besimtarë të vërtetë! Nëse nuk e bëni këtë, atëherë ju është shpallur luftë nga Allahu, dhe I Dërguari I Tij…" (El Bekare, 279).*

*Sheriati ka ndaluar vjedhjen e pasurisë së tjetrit, mashtrimin, si dhe e ka ligjësuar ndëshkimin: "Vjedhësit dhe vjedhëses ua prisni duart, si ndëshkim për atë që kanë bërë dhe si dënim nga ana e Allahut. Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë." (El Maide, 38). Pejgamberi a.s. thotë: "Çdo mysliman e ka të ndaluar (të cenojë) gjakun, pasurinë dhe nderin e myslimanit…". "Gjakrat tuaja, pasuritë tuaja dhe nderi juaj, janë të ndaluar (të shkelen) mes jush…".*

*Islami ka ndaluar shpenzimin e parave për gjëra të ndaluara, dhe ka kërkuar të shpenzohen në rrugët e mirësisë. E gjithë kjo është ndërtuar mbi bazën e rregullave të sistemit ekonomik islam, sipas të cilit pasuria është e Allahut, kurse njeriut i është besuar ajo që ta përdorë si duhet: "…shpenzoni nga ato që Ai jua ka lënë trashëgim, se për ata midis jush, që besojnë dhe shpenzojnë (për bamirësi), do të ketë shpërblim të madh!" (El Hadid, 7).*

*Mr. Ajni Sinani*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “Edh-Dharijat” - (9)



**Ndëshkimi i popullit të Salihut a.s. dhe Nuhit a.s.**

وَفِي ثَمُودَ إِذْ قِيلَ لَهُمْ تَمَتَّعُوا حَتَّىٰ حِينٍ ﴿٣٤﴾ فَعَتَوْا عَنْ أَمْرِ رَبِّهِمْ فَأَخَذَتْهُمُ الصَّاعِقَةُ وَهُمْ يَنظُرُونَ ﴿٤٤﴾ فَمَا اسْتَطَاعُوا مِن قِيَامٍ وَمَا كَانُوا مُنتَصِرِينَ ﴿٥٤﴾ وَقَوْمَ نُوحٍ مِّن قَبْلُ إِنَّهُمْ كَانُوا قَوْمًا فَاسِقِينَ ﴿٦٤﴾

*“Edhe te fisi Themud (ka mësim), kur u tha banorëve të tij: “Kënaquni njëfarë kohe!” Ata u treguan mendjemëdhenj ndaj urdhrave të Allahut, pastaj i goditi rrufeja, ndërsa e shihnin, por nuk mundën as të ngriheshin, as të mbroheshin nga dënimi. (Mësim ka) Edhe te populli i Nuhut, (që e shkatërruam) shumë kohë më parë. Vërtet ai ishte popull i pabindur! (Edh-Dharijat, 43-46)*

**Koment:**

**Rrëfimi i Salihut a.s**

*43. Edhe te fisi Themud (ka mësim), kur u tha banorëve të tij: “Kënaquni njëfarë kohe!” 44. Ata u treguan mendjemëdhenj ndaj urdhrave të Allahut, pastaj i goditi rrufeja, ndërsa e shihnin... 45. ...por nuk mundën as të ngriheshin, as të mbroheshin nga dënimi.*

Përgjatë historisë pati popuj të shumtë që nuk pranuan udhëzimin e Allahut, por ndoqën rrugën e shejtanit të mallkuar, i cili ua zbukuronte veprat e tyre të shëmtuara. Njëri prej këtyre popujve ishte edhe populli “Themud”, te të cilët Allahu xh.sh. kishte dërguar Salihun a.s. si pejgamber.

Nga ajetet e Kuranit famëlartë, nga historia dhe nga gjurmët arkeologjike, mësojmë se populli Themud gdhendnin shtëpitë e tyre nëpër kodra gurësh. Ishin mjaft të fuqishëm nga trupi, ndërkohë që Allahu ua kishte hapur krah e krah dyert e rrizkut.

Mirëpo, fatkeqësisht edhe këta, sikur populli Ad, në vend të Allahut adhuronin idhujt, prandaj Salihu a.s. i kishte ftuar haptazi të linin adhurimin e kotë të idhujve dhe ta adhuronin vetëm Zotin e vërtetë të kësaj ekzistence: “O populli im, adhurojeni Allahun, ju nuk keni ndonjë zot tjetër pos Tij!” (Hud, 61)

Edhe përkundër çiltërsisë të thirrjes së Salihut a.s., populli i tij nuk i besoi. Ata dyshonin në thirrjen e tij, duke menduar se ishte magjepsur nga ndonjë magji. Madje i kishin kërkuar një mrekulli mbinatyrore, që të vërtetonte se ai ishte i dërguar nga Allahu. Ishte dëshira dhe vullneti i Allahut të Plotfuqishëm që t’u përgjigjej kërkesës së tyre, me qëllim që t’i vinte në sprovën e besimit. Pas shumë vitesh thirrje të Salihut a.s. që të besonin, ky popull mëkatar kërkuan nga ai që nga një shkëmb i madh që ishte pranë tyre të dilte, aty për aty, një deve mbarsë, e cila menjëherë do ta lindte të voglin e saj. Këtë kërkesë e kishin bërë me qëllim të talljes dhe përqeshjes, duke qenë të bindur se një gjë e tillë ishte e pamundur të ndodhte. Por, për fatin e keq të tyre, Allahu iu përgjigj lutjes dhe kërkesës së robit të Vet, Salihut a.s., dhe mrekullia ndodhi. Shkëmbi u ça, e deveja doli nga ai shkëmb dhe menjëherë lindi të voglin e saj.

Mirëpo, edhe pas kësaj mrekullie, dëshmitarë të së cilës ishin i madh e i vogël, Allahu xh.sh. nëpërmjet Salihut a.s. ua tërhoqi vërejtjen dhe i urdhëroi popullit Themud që kurrsesi të mos e preknin devenë, ta sulmonin apo ta vrisnin atë. I kishte urdhëruar ta linin të lirë të kulloste në tokën e Allahut, e të mos i bënin keq asaj. Ua kishte tërhequr vërejtjen se po të zgjatnin duart e tyre nga deveja, për ta dëmtuar, ata do t’i priste një ndëshkim i tmerrshëm hyjnor.[1]

Deveja vazhdoi të jetonte e qetë për një kohë në mesin e popullit të Salihut a.s., mirëpo jobesimtarët, të inatosur dhe në shenjë të urrejtjes ndaj Salihut a.s. dhe devesë, filluan të thurnin komplote për mbytjen e tyre. Një natë, derisa deveja flinte, duart gjakatare të këtij populli mëkatar u zgjatën mbi devenë e bekuar dhe të voglin e saj, duke i mbytur mizorisht.

I Dërguari i Allahut-Salihu a.s., kur e pa devenë e mbytur, i mllefosur dhe i hidhëruar doli para popullit të tij dhe tha: “A nuk ua tërhoqa vërejtjen, o të marrë, që të mos i bëni keq devesë?!”

Ata, duke u krekosur, thanë: “Ne e kemi mbytur atë, e ti nëse ke mundësi na e sill dhe na e shpejto dënimin dhe ndëshkimin me të cilin na ke kërcënuar gjatë tërë



këtyre viteve."

Salihu a.s., me një lutje që buronte nga thellësia e shpirtit të tij, iu lut Allahut të Madhëruar që ta ndëshkonte këtë popull mizor. Përgjigjja hyjnore erdhi menjëherë: "...përjetoni në vendin tuaj tri ditë, ky është caktim jo i rrejshëm!" (Hud, 65)

Meqë caktimi i Allahut për shkatërrimin e këtij populli të prishur tashmë kishte ardhur në formë të prerë, Salihu a.s. e braktisi popullin e tij, duke u larguar prej tyre me një pakicë të vogël besimtarësh që i kishin besuar Allahut të Plotfuqishëm.

Përgjatë këtyre tri ditëve populli i Salihut vetëm ishin tallur duke "pritur" ndëshkimin nga qielli, e në agun e ditës së katërt qielli ishte çarë nga një ushtimë e vetme dhe e tmerrshme. Kjo ushtimë përfshiu pllajat dhe kodrat, duke shkatërruar çdo gjë të gjallë. Toka u dridh me aq fuqi saqë la të vdekur çdo gjë të gjallë mbi të. Ishte vetëm një britmë e tmerrshme, dhe të gjithë jobesimtarët nga populli i Salihut a.s. kishin rënë përnjëherë të vdekur përdhe. Ata nuk patën mundësi as të ngriheshin në këmbë, e as që patën mundësi ta ndalnin ndëshkimin e Allahut ndaj tyre.[2]

Allahu xh.sh. thotë: "Eh, sa i tmerrshëm qe dënimi Im pas paralajmërimeve të Mia! Ne lëshuam kundër tyre një ulërimë-britmë, e ata u bënë si shtrojë vathi. (Mbeturinë e ushqimit të kafshëve që u shtrohet)." (El Kamer, 30-31)

Perdet e historisë së një populli mëkatar ranë, për të qenë paralajmërim për çdo popull pas tyre, që të mos tallen me fenë e Allahut, përndryshe dënimi nga qielli do të jetë i pashmangshëm.

### Rrëfimi i Nuhit a.s

*46. (Mësim ka) Edhe te populli i Nuhut, (që e shkatërruam) shumë kohë më parë. Vërtet ai ishte popull i pabindur!*

Rrëfimi i Nuhit a.s. me popullin e tij është një ndër rrëfimet që është trajtuar gjerësisht në shumë prej sureve kuranore. Madje, në nder të këtij të Dërguari të madh, të parit prej elitës pejgamberike - "UlulAzmi-Pejgamberët e vendosmërisë së lartë", edhe një sure kuranore është emërtuar me emrin "Suretu Nuh".

Pas vdekjes së Ademit a.s. kishin ardhur e shkuar gjenerata të shumta. Fatkeqësisht, disa prej këtyre gjeneratave shejtani i mallkuar kishte arritur t'i devijonte nga rruga e drejtë e besimit në një Zot. Mendjet njerëzore kishin filluar ta humbin kthjelltësinë e tyre, dhe tashmë ishin mjegulluar nga intrigat djallëzore. Është fakt i vërtetuar se kur njerëzit e lënë adhurimin e Allahut dhe fillojnë t'u luten e t'i adhurojnë idhujt, po në atë çast vdes shpiti i bukurisë në tokë, kurse në fron ngrihet e kurorëzohet e shëmtuara. Njeriu mposhtet shpirtërisht nga brenda, ndërsa mendja njerëzore turbullohet e çrregullohet. Si pasojë e kësaj shthurjeje jeta e njeriut shndërrohet në një skëterrë dhe ferr të vërtetë.

Në një kohë të tillë, me kontradikta aq të mëdha dhe botëkuptime të ndryshme rreth konceptit të besimit, Allahu xh.sh. dërgoi Nuhin a.s. me shpallje te populli i tij. Nuhi a.s. ishte mendja e vetme e kthjellët dhe vigjilente në mesin e asaj vorbulle njerëzish të çoroditur, që reflektohej në mënyrën më të shëmtuar të mundshme-adhurimin e dikujt tjetër pos Allahut xh.sh.

Allahu zgjodhi robin e Tij falënderues dhe e dërgoi si pejgamber dhe tërheqës të vërejtjes te populli i tij: "..o populli im, adhurojeni Allahun, nuk keni zot tjetër pos Tij. Unë kam frikë për dënimin tuaj në një ditë të madhe!" (El Araf, 59)

Me këtë fjali të shkurtër e koncize Nuhi a.s. vuri popullin e tij para të vërtetës hyjnore dhe realitetit të ringjalljes. U bëri me dije se ekziston një Zot, një Krijues, I Cili është I Vetmi, dhe që meriton adhurimin. Ua bëri

me dije gjithashtu se vdekja është e pashmangshme, pas së cilës do të pasojë ringjallja, e pas saj Dita e Gjykimit, një Ditë e Madhe në të cilën ekziston një dënim e ndëshkim i tmerrshëm.

Nuhi a.s. ia shpjegoi qartë popullit të tij se ishte e pamundur të kishte edhe ndonjë zot tjetër pos Allahut xh.sh., Krijuesit të Vetëm e të Pashoq. Ua bëri me dije se shejtani i kishte mashtruar për një kohë të gjatë, kurse tash kishte ardhur koha të ndërpritej ky mashtrim.

Nuhi a.s. ndiente keqardhje për popullin e tij, por megjithatë ende nuk i kishte humbur të gjitha shpresat. Edhe pse për 950 vjet thirri në rrugën e Allahut, atë për asnjë çast nuk e kishte kapluar ndjenja e pesimizmit. Mirëpo, megjithatë më në fund erdhi dita kur Allahu xh.sh. e lajmëroi, pra nëpërmjet shpalljes, se më askush nga populli i tij nuk do t'i besonte, përveç atyre që vetëm se i kishin besuar më parë. Allahu xh.sh. e kishte njoftuar që të mos dëshpërohej e as të ndiente keqardhje për ta. Vetëm në këtë moment Nuhi a.s. iu lut Allahut Fuqiplotë që t'i shkatërronte jobesimtarët. Në Kuran thuhet: "E Nuhi tha: "O Zoti im, mos lër mbi tokë asnjë nga jobesimtarët! Sepse, nëse Ti i lë ata, robërit Tu do t'i humbin, dhe prej tyre nuk lindin tjerë vetëm se të prishur e jobesimtarë." (Nuh, 26-27)

Populli i Nuhit a.s. ishte ndër popujt e parë që devijuan nga e vërteta dhe e merituan ndëshkimin hyjnor. Allahu i Madhërishëm shpalli urdhrin dhe gjykimin e Tij hyjnor për shkatërrimin e tyre me përmbytje. "E Nuhit i qe shpallur: "Nuk do të besojë më askush nga populli yt, përveç atyre që kanë besuar (deri më tash), pra mos u brengos për atë që punojnë ata". E, mbaroje anijen nën mbikëqyrjen Tonë dhe me mësimin tonë, e mos m'u drejto Mua për ata që bënë zullum, ata gjithqysh janë të përmbytur." (Hud, 36-37)

Nuhi a.s. e ndërtoi anijen, ndonëse u ballafaqua me tallje e përqeshje nga paria e popullit të tij, por për asnjë çast nuk u thye shpirtërisht. Përkundrazi, ai ishte shumë i durueshëm. E dinte mirë se ndihma e Allahut dhe premtimi i Tij do të realizoheshin.

Momenti i shkatërrimit të popullit të tij me përmbytje erdhi. Ai i ngarkoi në anije të gjithë besimtarët dhe familjen e tij, përveç njërit djalë, që në momentet e fundit ia bëri me dije se nuk ishte besimtar. Uji gufoi nga toka, kurse nga qielli u derdhën shira aq të mëdha, të cilët toka kurrë më parë nuk i kishte përjetuar e as që do t'i përjetojë më. Përmbytja vazhdoi, dhe pas disa orësh nga fillimi i përmbytjes, çdo rebel ndaj urdhrave të Allahut u fundos dhe u përmbyt.

Ata që u ndëshkuan ishin njerëz që nuk e përfillën mesazhin e Nuhit a.s., dhe nuk hoqën dorë nga rebelimi e mosbindja. Ajetet që përshkruajnë këtë ngjarje janë mjaft të kuptueshëm. "Por ata e përgënjeshtruan Nuhin, kështu që Ne e shpëtuam atë bashkë me ndjekësit e tij në anije, dhe i mbytëm ata që mohuan shenjat Tona. Vërtet ata ishin një popull i verbuar." (El Araf, 64)

Mbi fytyrën e tokës nuk kishte mbetur asnjë krijesë e gjallë përpos grupit të vogël të besimtarëve të sinqertë brenda anijes së drunjtë, dhe natyrisht llojeve të gjallesave që ishin përzgjedhur me kujdes.

Përmbytja e popullit të Nuhit a.s., përveçqë është përmendur në Kuran, është përmendur edhe në Dhiatën e Vjetër, Dhiatën e Re, ndërkohë që përshkrimi i përmbytjesë shtë treguar në mënyrë të ngjashme edhe në dokumentet sumeriane dhe asiro-babilonase, në "Epin e Gilgameshit", pastaj në legjendat greke, në epikat indiane të Shatapathës, Brahmës dhe Mahabharatës, në disa legjenda të Uellsit, në Irlandën Veriore, në legjendat lituane, e madje edhe në disa histori tradicionale kineze.[3]

**Porosia e këtyre ajeteve: (43-46)**

- Shkatërrimi i popujve të Salihut a.s., dhe më parë i popullit të Nuhit a.s., ishin tërheqje e vërejtjes për kurejshët dhe idhujtarët arabë, që të largoheshin nga adhurimi i idhujve dhe ta adhuronin vetëm Allahun, Krijuesin e kësaj gjithësie. Përndryshe, shumë lehtë edhe idhujtarët mekas mund t'i godiste i njëjti fat, pra si i këtyre popujve të ndëshkuar, që gjurmët e disa prej të cilëve vazhdojnë të qëndrojnë edhe sot e kësaj dite të paprekura nga dhëmbi i kohës.
- Allahu xh.sh. nuk e ka shkatërruar asnjë popull para se t'ia dërgojë ndonjë prej të dërguarve të Tij, që të ishte këshillues dhe tërheqës i vërejtjes.
- Rebelimi dhe mospërfillja e urdhrave të Allahut ka sjellë ndëshkimin hyjnor mbi popujt e shumtë përgjatë historisë, siç ishin populli i Nuhit, Hudit, Salihut, Shuajbit, Musait (Paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi ta!), etj.
- Llojet e ndëshkimeve nga ana e Allahut ndaj popujve të kaluar dëftojnë se Allahu xh.sh. është i Plotfuqishëm dhe mund të ndëshkojë e zhdukë edhe me faktorë që njihen si katër burimet e jetës: dhe, ujë, ajër dhe zjarri. Ai e ndëshkoi popullin e Lutit a.s. me dhe (gurë nga argjila); popullin e Nuhit a.s. dhe atë të Faraonit me ujë; popullin e Hudit a.s. me ajër (erë), dhe atë të Salihut a.s. me zjarr-rrufe apo ushtimë nga qielli.[4]

1) Dr. Zeki Muhammed Ebu Seri'ë, Et-Tefsiru-l mujesser lin-nashieti, Rijad, 1433h. vëll. II, f. 357. 2) Ebu-l-Lejthes-Samerkandi, BahrulUlum, Bejrut 1993, vëll. III, f. 279. 3) Harun Jahja, Popujt e zhdukur, Stamboll, 2003, f. 24. 4) Et-Tefsiru-l Munir, vëll. XXVIII, f. 42.



Prof. Ass. Dr. Musa Vila

# Vlera e shëndetit dhe kohës në Islam (2)

عَنْ ابن عَبَّاسٍ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه و سلم:
نِعْمَتَانِ مَغْبُونٌ فِيهِمَا كَثِيرٍ مِنَ النَّاسِ:
الصِّحَةُ وَ الْفرَاغُ.

Nga Ibën Abasi r.a. transmetohet se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Dy begati janë të humbura te shumica e njerëzve: shëndeti dhe koha e lirë."[1]

S'ka dyshim se jeta e njeriut shpenzohet nga dita në ditë, e ne harrojmë se ajo kalon shpejt. O njeri, mos u trego i pakujdesshëm e të mos përfitosh nga ajo! Një dijetar thotë: "Rinia nuk i përngjet përveçse një gjëje që ishte e shumtë dhe u harxhua (ose e fortë dhe u dobësua)." Ndërsa një poet thotë:

*"Të rrahurat e zemrës sikur njeriut po i thonë*
*Vërtet jeta është disa minuta dhe sekonda*
*Lartësoje me një kujtim veten tënde pas vdekjes*
*Të kujtuarit për njeriun është jeta e pastajme."*

Gjithashtu një poet tjetër thotë:

*"Gjatë kohës kur je i lirë, shfrytëzoje vlerën e kohës së zënë,*
*Se ndoshta vdekja të vjen papritur.*
*Sa prej të shëndoshëve kanë vdekur pa qenë të sëmurë?!"*

### Shkuan pa u vlejtur aspak shëndeti i tyre

Një njeri i tha një dijetari: - "Si je zgjuar sot?" Ai i tha: - "Ç'mendon për një njeri që çdo ditë udhëton dhe shkon për në botën e pastajme?"

Një fjalë e urtë thotë: "O njeri, pse të gëzon kjo dynja, ku çdo ditë e harxhon muajin, e çdo muaj e harxhon vitin, e çdo vit e harxhon jetën tënde?"

Fudajl bin Ijadi i tha një njeriu: - "Qe sa kohë je në këtë jetë?" Ai i tha: - "Qe gjashtëdhjetë vjet." Fudajli tha: - "Ti qe gjashtëdhjetë vjet udhëton për të takuar Zotin tënd, e ndoshta tashmë e paske mbushur kohën." Ai tha: "*Inna lil-lahi ve inna ilejhi raxhiun*" – "Ne jemi të Allahut dhe tek Ai do të kthehemi". (El Bekare, 156) Fudajli tha: - "A e di komentin e asaj që the? Pra, kush e di se është rob i Zotit dhe tek Ai do të kthehet, le ta dijë se ai është i përkohshëm. E kush e di se është i përkohshëm, le ta dijë se ai është i ngarkuar me përgjegjësi. E kush e di se ka përgjegjësi, le të përgatitet për pyetjet të cilave do t'u përgjigjet. Atëherë njeriu tha: - "E cila është zgjidhja?" Ai tha: - "Kjo është e lehtë. Të veprosh mirë dhe ti do të jesh i falur në atë që të ka mbetur (nga jeta). Se vërtet ti sikur të veprosh keq në atë që të ka mbetur nga jeta, do të jesh i humbur në atë që të ka kaluar dhe në atë që të ka mbetur nga jeta."[9]

Nga sa u theksua, shihet qartë se çdo send në këtë jetë mund të kompensohet, përveç kohës, prandaj shfrytëzimi i saj është gjë e domosdoshme. Sado që të shfrytëzohet koha, ajo prapë nuk është shfrytëzuar sa duhet. Këtë po e themi ngase koha është më e shtrenjtë se çdo gjë. E shtrenjta gjithnjë është e paktë dhe nuk i dihet vlera, përveçse pasi të kalojë. Por kur kalon, atëherë është vonë. Nëse njeriu dëshiron të jetë i freskët në bamirësinë e tij, çdo herë që vepron ndonjë të mirë, le ta konsiderojë sikur ajo të ishte e fundit në jetën e tij, se kështu mbetet aktiv dhe entuziast në shfrytëzimin e kohës.

Njeriu ngutet për te Zoti dhe çdo rrotullim i Tokës agon me dhembjen e një mëngjesi të ri, i cili nuk është tjetër pos njëri prej stacioneve të rrugës në të cilën nuk ka ndalje. A nuk është mençuri që njeriu ta kuptojë këtë realitet dhe ta ketë çdoherë parasysh, duke shpalosur atë që ka para dhe pas vetes, sepse është mashtrim që ta konsiderojë veten të ndalur kur koha ecën?! Ky është mashtrimi i shikimit. Sikurse udhëtarit në tren që i duket se sendet në natyrë ecin e ai rri në vend. E vërteta është se koha ecën me vetë njeriun në vendqëndrimin e tij të përhershëm.

Islami është feja që e njeh vlerën e kohës dhe e vlerëson riskun e saj, duke e vërtetuar fjalën e urtë dhe të shtrenjtë: "Koha është si shpata, nëse ti nuk e pret (shfrytëzon) atë, ajo të pret." Kur myslimani e kupton këtë të vërtetë dhe i përmbahet kësaj rruge, atëherë kjo konsiderohet argument për besim dhe shenjë për devotshmëri: "Në ndërrimin e natës e ditës, dhe në çka krijoi Allahu në qiej e në Tokë, vërtet ka fakte për njerëzit që kanë drojë." (Junus, 6)

Nata zëvendëson ditën, ndërsa dita, me lëvizje të



sferave në hapësirë, të cilat janë në rrjedhë të pandërprerë, zëvendëson natën, e Zoti i botëve nuk i krijoi këto pa ndonjë qëllim. Do të ishte turp për njerëzit që jetën e tyre në këtë hapësirë ta konsiderojnë të ngjashme me kotësitë; në realitet koha është një mejdan që është përgatitur për gara të gjata, gara në të cilat inkuadrohen vetëm ata që e njohin Zotin e tyre, ata që kujtojnë të drejtën e Tij, që falënderojnë për dhuntitë e Tij dhe që në vazhdimësi gjatë viteve bashkangjisin mundin, përpjekjen e lodhjen për të gjetur qetësinë e mjaftueshme.

Sa u përket të eturve pas interesave të tyre të ngushta, ata nuk janë tjetër pos të marrë që nuk këshillohen me urtësi dhe nuk përfitojnë nga mësimi: "A nuk e shohin ata se për çdo vit sprovohen një herë apo dy herë, e përsëri nuk pendohen, e as nuk marrin mësim." (Et Tevbe, 126)

Nga metodat më efikase për shfrytëzimin e kohës është edhe inkurajimi për vazhdimësinë e veprës, edhe nëse ajo është e paktë, dhe përbuzja e së shumtës së ndërprerë, pasi vazhdimësia e veprës së paktë në kontinuitetin e kohës dhe rrjedhën e pandërprerë e shndërron atë nga e imët dhe e ligshtë, në kodër të madhe, ku as vetë individi nuk arrin ta vërejë. Islami gjithsesi e urren që njeriu të bjerë në vrullin që do ta shtynte të shtojë dhe të teprojë, kurse pas pak kohe ta kaplojë bezdisja dhe ta ndërpresë veprën.[10]

Pejgamberi s.a.v.s. thotë: "O ju njerëz, merruni me vepra në bazë të mundësive, ngase Allahu nuk bezdiset derisa ju nuk bezdiseni. Veprat më të dashura për Allahun janë ato që vazhdojnë, edhe nëse janë të pakta."[11]

### Njeriu duhet të jetë falënderues për dhuntitë e dhëna

Dhuntia e kohës dhe e shëndetit nuk janë gjë tjetër pos një sprovim për njeriun nga vetë Krijuesi i tij. Për të qenë i suksesshëm në këtë sprovë, njeriu duhet të jetë falënderues për dhuntitë që ka. Falënderimi është disa llojesh.

### Falënderimi me zemër

Ky falënderim konfirmohet kur njeriu ka bindje të plotë dhe të patjetërsueshme se këto dhunti rrjedhin nga Krijuesi që nuk ka rival. Në kontekst me këtë Allahu xh.sh. thotë: "Dhe çdo dhunti që e keni, ajo është prej Allahut." (En Nahl, 53). Pra, prej Allahut që është Një, në krijim dhe furnizim. Në hadithin e transmetuar nga Ibën Abasi thuhet: "Dije se sikur tërë njerëzit të tubohen për të të dhënë dobi për diçka, ata nuk do të bëjnë dobi përveç sa është përcaktuar nga Allahu xh.sh. për ty."[12]

Njeriu pas kësaj nuk mbetet asgjë përveç një mjet prej përcaktimeve të Allahut. Njerëzit nuk posedojnë dobi për veten, e si të posedojnë për të tjerët?!

Njerëzit i vërejnë ndodhitë, por janë indiferentë ndaj Dërguesit të tyre. Ata i shijojnë të mirat dhe të këqijat, por janë injorues ndaj Atij që ua jep ato. E kur u ndodh ndonjë trazirë, ata fillojnë të mallkojnë ditët që bartin tmerrin. Ky, pa dyshim, është një lloj injorimi ndaj Zotit dhe indiferencë ndaj përcaktimeve të Allahut te robërit e Tij. Pejgamberi s.a.v.s. në një hadith kudsij (transmeton se Allahu xh.sh.) ka thënë: "Më fyen biri i Ademit (njeriu), e shan kohën, e Unë jam koha. Në duart e Mia janë të gjitha çështjet, e ndërroj ditën dhe natën." Kjo do të thotë se koha nuk u shkakton njerëzve të mira apo të këqija për të cilat ata do të gëzoheshin apo do të dëshpëroheshin, por ato i sjell Zoti i kohës dhe vendit.[13] Allahu xh.sh. thotë: "Çdo krijesë do ta shijojë vdekjen, e ne në shenjë sprove ju sprovojmë me vështirësi e kënaqësi dhe ju ktheheni te Ne." (El Enbija, 35)

Në disa ajete të Kuranit Allahu xh.sh. falënderimin e ka barazuar me besimin. Ai na ka treguar se nuk ka për qëllim t'i dënojë njerëzit nëse janë të gatshëm të falënderojnë dhe të besojnë: "Çfarë ka Allahu me dënimin tuaj? E falënderuat dhe i besuat?" (En Nisa, 147). Pra, nëse e mbani besën se jeni krijuar për falënderim dhe besim, atëherë ju nuk keni pse të frikësoheni nga dënimi.

### Falënderimi me fjalë

Ky lloj falënderimi ekspozohet duke lëvizur gjuhën më shpesh me fjalën "*Elhamdulilah* – Falënderimi i takon vetëm Allahut." Të shprehurit e falënderimit dhe theksimi i tij ka bazë në Kuran: "E me të mirat (dhuntitë) që të dha Zoti yt trego!" (Ed Duha, 11)

Këtu, në këtë ajet, falënderimi nuk duhet të jetë formal (rija), por duhet të jemi mirënjohës ndaj dhuntive të Allahut, që të tjerët të inkurajohen me falënderim. Njerëzit ndahen në dy grupe: falënderues ose mohues të begative. Falënderuesit janë të dashurit e Allahut, ndërsa mohuesit janë të urryerit: "Ne e udhëzuam atë në rrugë të drejtë, e ai do të jetë mirënjohës ose përbuzës (mohues)." (El Insan, 3)

Këtë e shpreh Kurani përmes fjalëve të Sulejmanit a.s.: "Kjo është nga dhuntia e Zotit tim, që të më sprovojë mua se a do ta falënderoj apo do ta përbuz. E kush falënderon, ai falënderon për të mirën e vet, e kush e përbuz, Zoti im është I pa nevojë e Bujar!" (En Neml, 40) Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Me të vërtetë Allahu është i kënaqur me atë rob që kur ha, e falënderon Atë, kur pi, prapë e falënderon Atë."[14]

Falënderimi me gjuhë ngërthen çdo fjalë të mirë, si përmendja e Allahut, leximi i Kur'anit, urdhëresa për të mirë, ndalesa për të keqe, shpërndarja e diturisë, këshillat dhe çdo gjë e ngjashme me këto.

### Falënderimi me vepër

Derisa falënderimi me zemër nënkupton njohjen dhe dashurinë ndaj Krijuesit, e falënderimi me fjalë nënkupton të shprehurit e kësaj diturie dhe dashurie me fjalë konkrete e të vazhdueshme, falënderimi me vepër nënkupton të përdorurit e gjymtyrëve, forcës, fuqisë, në përkushtimin te Zoti, dhe jo në mëkate. Allahu xh.sh. e lavdëroi falënderimin e Ibrahimit a.s. për begatitë e dhuruara: "Vërtet Ibrahimi ka qenë shëmbëlltyrë e të mirave, respektues i Allahut, i orientuar vetëm tek Allahu dhe nuk ka qenë nga idhujtarët." Ishte falënderues për dhuntitë e Allahut. Ai (Allahu) e zgjodhi atë (për pejgamber) dhe e udhëzoi në rrugën e drejtë." (En Nahl, 120-121)

Me këtë ajet Allahu xh.sh. na ka informuar se Ibrahimi a.s. ishte shëmbëlltyrë për të mirë, respektues dhe i nënshtruar ndaj urdhrave të Zotit, i orientuar vetëm tek Allahu dhe i diferencuar nga çdo gjë përveç Atij. Të gjitha këto cilësi u përmbyllën me cilësinë se ai ishte falënderues ndaj dhuntive të Tij, kështu që falënderimi u konsiderua kulmi i asaj miqësie që Allahu kishte me Ibrahimin a.s.[15]

Falënderimi me vepër ndryshon nga falënderimet e tjera. Ai të cilit Allahu i ka dhënë udhëzim, le t'i thërrasë njerëzit në të me tërë forcën që i është dhënë! Atij që Allahu i ka dhënë mendje të mprehtë, logjikë të shkathët, largpamësi, dituri, le ta përdorë atë në veprimtari të mira, duke i mësuar njerëzit, duke i pajtuar dhe duke i zgjidhur problemet e ndryshme të tyre. Atij që Allahu i ka dhënë trup të zhvilluar e të fortë, le ta përdorë atë për t'i ndihmuar njerëzit dhe për të sakrifikuar në rrugën e Allahut xh.sh. Atij që Allahu i ka dhënë pasuri, ai le ta shpenzojë atë qoftë fshehurazi ose haptazi në rrugën e Allahut. Krejt këtë potencial dhe kapacitet trupor, mendor dhe shpirtëror njeriu e vë në shërbim të Allahut, që i dhuroi këto begati dhe të mira si shenjë falënderimi për ato dhunti që iu dhanë. E kurrsesi këto dhunti t'i lë në shërbim të djallit dhe mëkatit, se ajo është përbuzje, nënçmim dhe shkatërrim i dhuntive.

Se si njeriu duhet të jetë falënderues vazhdimisht më së miri e ilustron vepra e të Dërguarit s.a.v.s.: "Përderisa ai qëndronte në këmbë dhe duke u falur, këmbët i ishin ënjtur nga qëndrimi atij iu tha: - "Po e vepron këtë (po fal ende namaz nafile) kur Allahu t'i ka falur ato që kanë kaluar dhe ato që vijnë?" Ai tha: "E përse të mos jem rob falënderues?!"[16]

Nga ky hadith del në pah se falënderimi në këtë botë është prej begative që njeriu mund të ketë. Madje falënderimi është begati mbi shumë begati të tjera, fjala vjen, mbi pasurinë, pozitën, fëmijët, gruan etj. Allahu xh.sh. thotë: "Nëse falënderoni, do t'jua shtoj të mirat, e nëse përbuzni, s'ka dyshim, dënimi Im është i vështirë." (Ibrahim, 7)

Në këtë ajet Allahu xh.sh. e ndërlidh fuqimisht shtimin e të mirave me falënderimin. Ashtu sikurse të mirat dhe dhuntitë janë të pafundme, edhe falënderimi është i pafund.

(1) "Fet'hul Bari, vëll. XI, nr. 6412, f. 229; "Sahihul Buharij", vëll. V, f. 2357, nr. 6049; "Sunen Et-Tirmidhij", vëll. IV, f. 550, nr. 2304. (2) El-Hakim, "El-Mustedrek ales-sahihajni", vëll. IV, f. 341, nr. 7846. (3) "Sunen Et-Tirmidhij", vëll. IV, f. 560, nr. 2320; El-Hakim, "El-Mustedrek alas-sahihajni", vëll. IV, f. 341, nr. 7847. (4) Err-Rrazij, "Et-tefsir el-kebir", vëll. 32, f. 80-81, botimi i parë, Bejrut, 1980. (5) "Sunen Et-Tirmidhij", vëll. IV, f. 612, nr. 2417; "Sunen Ed-Darimij", vëll. I, f. 144, nr. 537. (6) El-Mutekij El-Hindij, "Kenzul ummali", vëll. XV, f. 814, nr. 42028. (7) Abdul Fetah Ebu Gudde, "Kimetul Vakt", f. 42. (8) Muhamed Alij, "Kunuzul Exhdad", f. 123. (9) Ahmed Ferid, "El-bahru raik fiz-zuhdi verr-rrekaik", f. 256. (10) Gazaliu, "Hulukul Muslim", f. 230-231, botimi I, 1987, Kajro. (11) "El-Buhari". (12) "Sunen Et-Tirmidhij", vëll. IV, f. 76, nr. 2635. (13) Gazaliu, "Hulukul Muslim", f. 233, botimi I, 1987, Kajro. (14) Muslim, vëll. XVII, f. 51; "Sunen Et-Tirmidhij", vëll. VIII, f. 9. (15) "El-Bahru err-rraik", f. 215. (16) "Sahihul Buhari", vëll. III, f. 41. Et-tehexhud.



Mr. Ejup Haziri

# Amini shqiptohet pa zë

### Hyrje

Në fund të leximit të Fatihasë mund të shqiptohet fjala "amin", e cila nga aspekti juridik nuk ka ndonjë peshë të theksuar, së paku jo aq shumë sa është folur në këto dy dekada në vendin tonë. Të gjithë jemi dëshmitarë se pas luftës së vitit 1999 lëvizjet e ndryshme në vend bënin thirrje nga më të ndryshmet, që sulmonin mënyrën e faljes tradicionale konform medhhebit hanefi, duke shkuar deri në skajin më banal të mundshëm, të parashtrimit të pyetjeve se a lejohet falja pas imamit hanefi? Në mesin e atyre kundërshtimeve që bëheshin haptazi, dhe që po vazhdojnë të bëhen, është edhe çështja e njohur e Aminit, e cila nuk luan ndonjë rol të madh në namaz, sepse nuk është nga pjesët përbërëse të namazit e as nga obligimet detyruese të tij. Madje, namazi edhe pa të është i plotë dhe juridikisht i pranuar. Krijimi i një zhurme të panevojshme nëpër xhamitë e vendit tonë nga disa të rinj ka qenë hap i pamatur, tejet i ngutshëm, fetarisht i paarsyeshëm dhe që ka krijuar ndarje e përçarje mes besimtarëve, me theks të veçantë mes gjeneratave të vjetra dhe atyre të reja.

### Shqiptimi i Aminit dhe norma e tij

Se thënia "amin" në fund të Fatihasë nuk ka ndonjë peshë të madhe dhe nuk është e domosdoshme ka shtyrë një pjesë të dijetarëve që të deklarohen se namazfalësi nuk duhet ta thotë atë fare, pa marrë parasysh a është imam apo xhemat që falet pas imamit. Madje, edhe në shkollën hanefite ka mendimtarë e dijetarë që kanë një mendim të tillë. Ndonëse, mendimi zyrtar brenda shkollës hanefite parasheh shqiptimin e Aminit në fund të Fatihasë, si nga imami, ashtu edhe nga xhemati, si dhe nga ai që falet vetëm.[1] Maliku parasheh që shqiptimi i fjalës "amin" të bëhet vetëm nga xhemati, e jo nga imami e as nga ai që falet vetëm, ndërsa sipas një opinioni tjetër ai parasheh që fjala "amin" duhet të bëhet edhe nga imami, por në heshtje. Sa i përket normës apo dispozitës që ka Amini në namaz, dihet mirë se shqiptimi i tij në fund të Fatihasë është sunet.

### Amini shqiptohet pa zë (në heshtje)

Në shkollën juridike hanefite shqiptimi i fjalës "amin" në fund të Fatihasë bëhet në heshtje, e jo me zë. Këtë e potencon edhe nxënësi i Ebu Hanifes, Muhamedi, i cili në librin e tij "El-Asl", thotë: "...pasi të përfundojë nga leximi i Fatihasë (imami) thotë: "Amin", e po ashtu edhe ata që falen pas tij (xhemati). Të gjithë (imami e xhemati) e thonë dhe e fshehin atë (fjalën amin)."[2] Shqiptimi i Aminit bëhet në vetvete, aq sa dëgjohet vetja, por jo me zë të lartë, për arsye se shqiptimi i Aminit është lutje, e lutjet bëhen në vete.[3]

Fshehja apo leximi pa zë i Aminit brenda namazit është në kuadër të disa gjërave që shqiptohen në vete dhe jo me zë të lartë, siç është Istiadheja, Besmeleja, Amini, Teshehudi dhe fjalët "Rabbena ve leke-l hamd". Ebu Jusufi, në librin e tij "El-Athar", transmeton opinionin e Ibrahim Nehaiut, i cili thotë: "Katër gjëra i fsheh imami: Istiadhen, Besmelen, Subhaneken dhe Aminin."[4]

Sipas transmetimeve këto që na përcillen nga sahabë të njohur, si Abdullah bin Mesudi, Omeri e Aliu r.a., duhet shqiptuar në heshtje, aq sa e dëgjon vetveten, por jo me zë të lartë.[5]

Sipas hanefinjve dhe disa dijetarëve të tjerë Amini duhet të shqiptohet pa zë dhe në heshtje, e këtë mendim e ka edhe Maliku[6] dhe shumica e pasuesve të tij, i cili krahas hadithеve në këtë çështje merr për bazë edhe traditën e banorëve të Medinës.





### Leximi i Aminit

Hadithet që transmetohen rreth Aminit pas mbarimit të Fatihasë janë shumë, dhe është e pamundur të paraqiten të gjithë këtu. Megjithatë, ne këtu do t'i paraqesim disa prej tyre, që flasin për këtë tematikë, duke filluar nga hadithi i Ebu Hurejres:

"Na ka treguar Abdullah bin Jusufi, dhe thotë: "Na ka treguar Maliku, nga Ibën Shihabi, e ky nga Seid bin El Musejebi dhe nga Ebu Selemeh bin Abdurrahmani, të cilët tregojnë nga Ebu Hurejre, se i Dërguari i Allahut kishte thënë: "Kur imami të thotë: "Amin", thoni edhe ju ashtu, ngase nëse Amini i tij përputhet me të engjëve, i falen mëkatet e tij të kaluara."[7]

Shprehja *"idha emmenel imamu"*, e ardhur në këtë hadith dhe në shumicën e haditheve të kësaj tematike, në përkthim të lirë dhe në kuptim parësor mund të përkthehet si: "kur të thotë imami "amin". Mirëpo, sipas dijetarëve shpreja ka edhe këtë kuptim: "kur të arrijë deri te pjesa e Aminit (gajril magdubi alejhim ve led-dal-lin). Në këtë kontekst shprehja *"ahreme"* ka për qëllim arritjen në vendin e shenjtë (Qabe). Këtë kuptim e ka edhe ky tekst: "Kur imami të thotë: "Gajril magdubi alejhim ve led-dal-lin", ju thoni: "Amin", dhe vetëm në këtë mënyrë mund të bëhet bashkimi i këtyre dy haditheve."[8]

Nxënësi i Ebu Hanifes, Muhamedi, në transmetimin që i bën librit të Malikut "Muveta"-së, pasi sjell hadithin e lartshënuar, thotë: "Kërkohet që pasi imami ta mbarojë leximin e Fatihasë të thotë "amin", e gjithashtu edhe ata që falen pas tij të thonë "amin", dhe asnjëri prej tyre të mos e thotë me zë të lartë. Ndonëse Ebu Hanife thotë: "Ata që falen pas imamit të thonë "amin", por jo edhe imami."[9]

Gjithashtu nga Ebu Hurejre përcillet hadithi tjetër në këtë çështje, i cili është në koleksionin e Buhariut: "Na ka treguar Abdullah bin Meslemeh, nga Maliku, e ky nga Sumejji, e ky nga Ebu Bekri, e ky nga Ebu Salih Es Semani, e ky nga Ebu Hurejre, se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Kur imami të thotë: "Gajril magdubi alejhim ve led-dal-lin", ju thoni: "Amin", sepse atij që i përputhet fjala e tij (Amini) me thënien e engjëve, do t'i falen mëkatet e kaluara."

Ky hadith i transmetuar nga Ebu Hurejre ka shtyrë shumë dijetarë të potencojnë se imami nuk thotë "amin", por vetëm xhemati që falet pas tij, sepse hadithi i Ebu Hurejres sinjalizon për një gjë të tillë.[11]

### Amini shqiptohet aq sa e dëgjon vetveten

Çështja e Aminit ka krijuar debate të mëdha mes dijetarëve të ndryshëm, e sidomos se a duhet të shqiptohet me zë të ulët apo të lartë. Shkak i debatit është edhe hadithi i transmetuar nga Vail bin Huxhri, që në rrugën e transmetimit që përcillet nga Shubeh përmendet se Amini në fund të Fatihasë është bërë pa zë, ndërsa në rrugën e transmetimit që përcillet nga Thevriu përmendet se është bërë me zë të lartë. Pra kemi dy kolosët më të mëdhenj të shkencës së Hadithit, që transmetojnë ndryshe nga njëri-tjetri, dhe si rrjedhojë kemi një grup dijetarësh, gjegjësisht edhe dy shkolla juridike, - hanefite dhe malikite, që mendojnë se Amini shqiptohet pa zë, pra në heshtje, përderisa kemi një grup dijetarësh tjerë dhe dy shkollat tjera, - shafiite dhe hanbelite, që mendojnë se Amini duhet të bëhet me zë të lartë.

Pa u lëshuar në debat po sjellim hadithin e Vailit, rreth të cilit është krijuar një debat i madh: "Na ka treguar Jahja bin Muhamed bin Said, na ka treguar Ebu-l Eshath, na ka treguar Jezid bin Zureji, nga Selemeh bin Kuhejl, e ky nga Huxhr Ebi-l Anbes, e ky nga Alkameh, e ky nga Vaili, e ky nga Vail bin Huxhri, i cili thotë: "Jam falur me të Dërguarin e Allahut, e unë e dëgjova atë kur thoshte: "Gajril magdubi alejhim ve led-dal-lin", thoshte edhe: "Amin", dhe fshihte zërin e tij (e tha në heshtje)..." Edhe Shubeh tha njësoj: "Dhe fshehu zërin e tij."[12]

I njëjti hadith i transmetuar nga Vaili, por që përcillet nga Thevriu, përmend se Amini është bërë me zë të lartë. Hadithi është në koleksionin e Ebu Davudit: "Na ka treguar Muhamed bin Kethiri, na ka treguar Sufjani nga Selemeh, e ky nga Huxhr Ebi-l Anbes El Hadremij, e ky nga Vail bin Huxhri, i cili thotë: "I Dërguari i Allahut, kur lexonte "Gajril magdubi alejhim ve led-dal-lin", thoshte: "Amin", dhe e ngrinte zërin e tij."[13]

Në mesin e zinxhirit transmetues është edhe (Muhamed bin) Selemeh, që Sufjani përcjell prej tij, siç është rasti në këtë hadith, ndonëse Muhamed bin Selemeh është i dobët.[14]

Kam shqyrtuar edhe hadithet që flasin për Aminin me zë, e megjithatë shumë nga ata janë të dobët, madje



disa që edhe janë popullarizuar. Sa për ilustrim po sjellim vetëm dy prej tyre. I pari është hadithi i transmetuar nga Ebu Hurejre, që është në koleksionin e Ibën Maxhes dhe Ebu Davudit: "Na ka treguar Muhamed bin Beshar, na ka treguar Safvan bin Isa, na ka treguar Bishër bin Rafi, nga Ebu Abdullah bin Ami, e ky nga Ebu Hurejre, i cili thotë: "I Dërguari i Allahut, kur thoshte: "Gajri-l magdubi alejhim ve le-d dal-lin, - thoshte: "Amin", derisa zërin e tij e dëgjonin i tërë safi (rendi) i parë, e nga ai zë ushtonte xhamia." (Ibën Maxheh në Sunen, nr. 853; Ebu Davudi në Sunen, nr. 934). Senedi i këtij hadithi është i dobët, për shkak të Bishër bin Rafit, i cili është i dobët në hadith. Bishër bin Rafin e konsiderojnë të dobët Buhariu, Tirmidhiu, Nesaiu, Ahmedi, Ibën Meini dhe Ibën Hibani. Ky hadith, përveç atij transmetuesi, ka edhe një tjetër problematikë, sepse në vargun e transmetuesve është edhe Ebu Abdullahu, i cili në shkencën e Hadithit cilësohet si i panjohur, ngase nuk dihet asgjë për gjendjen e tij. Ky hadith transmetohet edhe përmes rrugëve të tjera të transmetimit, si nga Ishak bin Ibrahim bin El Ala Ez Zubejdi, (Ibën Hibani në Sunen, nr. 1806), mirëpo edhe ky person nuk është i pranuar nga hadithologët, për shkak të gabimeve të tij. (Zejleiu, Nasbu-rr Rrajeh, v. I, f. 496-497). I dyti hadith është ai që e transmeton Taberani, në Muxhemu-l Kebir, dhe Ishak bin Rahevejh në Musnedin e tij: "Na ka treguar En Nadru bin Shumejl, nga Harun El Aver, e ky nga Ismail bin Muslimi, ky nga Ebu Ishaku, ky nga Ibën Umi-l Husajn, e ky nga nëna e tij, e cila ishte falur pas të Dërguarit të Allahut dhe e kishte dëgjuar atë duke thënë: "Maliki jevmu-d din", e kur ai lexoi "ve le-d dal-lin", tha: "Amin", e ajo e dëgjoi atë ndonëse ishte në safin (rendin) e grave." (Ishak bin Rahevejh në Musned, nr. 2396). Hadithi është i dobët, për shkak se në vargun e transmetuesve është Ismail bin Muslimi.

Sidoqoftë, të dy variantet janë të njohur për myslimanët, dhe në bazë të tyre edhe veprohet. Ajo që duhet theksuar këtu është fakti se sahabët e hershëm si Abdullah bin Mesudi, Aliu dhe Omeri mendonin se Amini shqiptohet në heshtje, përderisa sahabët e mëvonshëm si Ebu Hurejre dhe Vail bin Huxhri mendonin se ai shqiptohet me zë të lartë. Ulemaja e shkollës hanefite janë të mendimit se hadithet që sinjalizojnë për shqiptimin e me zë të lartë kanë qenë për informimin (mësimin) e masës, e kjo është bërë në fillim, përderisa çështjet ende nuk ishin stabilizuar, e kur u stabilizuan u urdhërua që të lexohet në heshtje.[15]

Në hadithin që e transmeton Ebu Hurejre, e që është në Sunenin e Nesaiut, që e cituam edhe më sipër, thuhet: "Na ka informuar Ismail bin Mesudi, dhe thotë: "Na ka treguar Jezid bin Zureji, dhe thotë: "Më ka treguar Mameri, nga Zuhriu, e ky nga Seid bin Musejebi, e ky nga Ebu Hurejre, i cili thotë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut: "Kur të thotë imami: "Gajril magdubi alejhim ve led-dal-lin", ju thoni: "Amin", - sepse edhe engjët thonë: "Amin", - e gjithashtu edhe imami thotë: "Amin", ngase atij që i përputhet fjala e tij (amini) me thënien e engjëjve, do t'i falen mëkatet e kaluara."[16]

Tehaneviu, por edhe Serahsiu, në lidhje me këtë hadith janë të mendimit se sinjalizon qartë se imami e thotë Aminin pa zë, përndryshe nuk do ta përmendte veprimin e imamit të thotë "amin". Gjithashtu fjala: "Kur të thotë imami: "Gajril magdubi alejhim ve led-dal-lin", është sinjalizim se ai që falet pas imamit nuk e lexon fare Fatihanë, përndryshe i Dërguari i Allahut do të thoshte: "Kur çdonjëri nga ju..."[17]

### Amini nuk është pjesë e Kur'anit

Duhet theksuar se Amini, me konsensus të dijetarëve, nuk është pjesë e Kuranit, dhe nuk lejohet të shkruhet në Kuran (mushafe). Pra, edhe kërkohet që leximi i tij të jetë ndryshe nga leximi i Kuranit.[18]

### Amini është lutje

Duhet përmendur se Amini është lutje, dhe se lutjet zakonisht bëhen në vetvete. Në "Enciklopedinë e Fikhut" rreth Aminit thuhet: "Amini është lutje (dua), ngase ai që e thotë atë kërkon nga Allahu që t'I përgjigjet lutjes."[19]

Samerkandi, në lidhje me këtë, thotë: "E vërteta është ajo që kemi thënë ne, se ai (Amini) është pjesë e duasë, dhe se baza në dua është thënia e saj në vetvete, pa zë."[20]

Për këtë i Madhërishmi në Kuranin famëlartë thotë: "Luteni Zotin tuaj të përulur e në heshtje...!"(El Araf, 55)

Gjithashtu thotë: "Ti përmende Zotin tënd në vetvete (heshtas), me respekt e me drojë, jo me shprehje të larta...!" (El Araf, 205)

Kashmiri, pasi që e trajton këtë tematikë dhe sjell argumentet se lutja bëhet në vete, më pas thotë: "Ky është suneti i lutjes (duasë), të cilin e kemi mësuar nga Kurani, e po të dinim ndonjë hadith, qoftë edhe merfu, apo ndonjë urdhër që i ka urdhëruar të tjerët të thonë me zë (amin), apo të ketë vazhduar ashtu, atëherë sigurisht se ne do ta merrnim një gjë të tillë si sunet, ngase do ta favorizonim argumentin e veçuar (po të kishte ndonjë hadith) ndaj argumenteve të përgjithshme (të Kuranit). Mirëpo, përderisa neve nuk na ka ardhur asgjë, madje as nga hadithet merfu..., atëherë punuam me argumentet e përgjithshme që kanë ardhur në lidhje me të."

### Mesazh për fund

Kashmiri, në shpjegimin që i bën Sahihut të Buhariut, pasi që e trajton tematikën e Aminit, shprehet: "Nga ajo që kam vërejtur unë, është vërtetuar se i Dërguari i Allahut e ka shqiptuar me zë (Aminin), mirëpo jo si metodë të sunetit, por si metodë informimi (*lit-ta'lim*)... Gjithashtu shumica e selefëve (gjeneratave të para) e thoshin atë (Aminin) pa zë. Kështu thuhet në "El Xhevheru-n Nekij", ku përcillet opinioni i Ibën Xherir Et Taberiut, që thotë: "Shqiptimi me zë (i Aminit) është i lejuar, ndërsa pa zë (në heshtje) është sunet."[21] Turkmani, në librin e tij madhështor "El Xhevheru-n Nekij", thotë: "...Omeri dhe Aliu nuk e shqiptonin me zë as Besmelen e as Aminin, e Taberiu në këtë çështje ka transmetuar se Abdullah bin Mesudi, Nehaiu, Shabiu dhe Ibrahim Tejmij e lexonin në vete (heshtas), ndonëse e vërteta është se, si shqiptimi me zë ashtu edhe shqiptimi në vete janë transmetime autentike, dhe ashtu kanë vepruar grupe dijetarësh. E nëse dëshiron të përzgjedhësh, atëherë ule zërin (gjatë shqiptimit të fjalës amin), sepse shumica e sahabëve dhe tabiinjve kanë vepruar ashtu."[22] (*Vijon*)

(1) Samerkandi, Tuhfetu-l Fukaha. Bot. II-të, Daru-l Kutub el-Ilmijetu, Bejrut-Liban, 1414-1994, v. I, f. 132. (2) Muhamed bin El Hasen Esh Shejbani, Kitabu-l Asl (i njohur si El-Mebsut), me koment dhe recenzurë nga Ebu-l Vefa El Afgani, bot. I-rë, 1401-1981, Daru-l Mearif En Numanijetu, Lahore-Pakistan, v. I, f. 11. (3) Samerkandi, Tuhfetu-l Fukaha, I, f. 132. (4) Ebu Jusuf, Kitabu-l Athar, f. 21-22. (5) Shenkiti, Kevtheru-l Meani-d Derarij fi keshfi Habaja Sahih el-Buhari, bot. I-rë, Muesesetu-rr Rrisaleh, Bejrut-Liban, 1415-1995, v. IX, f. 246. (6) Maliku, sipas transmetimit të nxënësve të tij medinas, është i mendimit se Amini shqiptohet nga imami, por pa zë, pra në heshtje, kurse sipas transmetimit të nxënësve egjiptianë të Malikut, imami nuk e shqipton fare Aminin. Shih: Ebu Bekër bin El Arebij El Malikij, El-Mesaliku fi Sherh Muvetta Malik, bot. I-rë, Daru-l garbi-l Islamij, 1428-2007, v. II, f. 381. Ibën El Kasim përcjell mendimin e Malikut, se Amini bëhet nga xhemati e jo nga imami: Ibën El Mulekin Siraxhudin Ebu Hafs Omer bin Alij bin Ahmed, Et Tevdihu Lisherhi-l Xhamii-s Sahih, bot. I-rë, Daru-n Nevadir, Damask-Siri, 1429-2008, v. VII, f. 131. (7) Buhariu në Sahih, nr. 780; Muslimi në Sahih, nr. 72 (410); Tirmidhiu në Sunen, nr. 250, thotë se hadithi është autentik; Ebu Davudi në Sunen, nr. 936; Ibën Huzejme në Sahih, nr. 1583. Hadithi në fjalë është në gjashtë koleksionet e njohura të hadithit, dhe është autentik. (8) Ebu Bekër bin El Arebij El Malikij, El Mesaliku fi Sherh Muvetta Malik, bot. I-rë, daru-l garbi-l Islamij, 1428-2007, v. II, f. 381. (9) Malik bin Enes, Muvetta Malik birivajeti Muhamed bin El Hasen Esh Shejbani, me shpjegim dhe koment nga AbdulVehab Abduletif, bot. II-të, El Mektebetu-l ilmijeh, f. 65. (10) Buhariu në Sahih, nr. 782; Ebu Davudi në Sunen, nr. 935; Albani në verifikimin e haditheve të Sunenit të Ebu Davudit, për hadithin në fjalë thotë se është autentik; Nesaiu në Sunen, nr. 929 etj. (11) Për këtë çështje më tepër shih te: Ibën El Mulekkin Siraxhudin Ebu Hafs Omer bin Alij bin Ahmed, Et Tevdihu Lisherhi-l Xhamii-s Sahih, bot. I-rë, Daru-n Nevadir, Damask-Siri, 1429-2008, v. VII, f. 125. (12) Darekutni në Sunen, nr. 1270; Taberani në Muxhemu-l Kebir, nr. 110; Ahmedi në Musned, nr. 18854. Verifikuesi dhe recensenti i haditheve të Musnedit të Ahmedit, Shuajb El Arnaut me grupin e tij, janë të mendimit se hadithi është i vërtetë, pa shtesën: "...dhe fshehu zërin e tij." E më pas thotë: "E, këtu ka gabuar Shubeh". Buhariu në këtë kontekst ka thënë: "Ka gabuar Shubeh në disa vende në këtë hadith; ai (Shubeh) në transmetimin e senedit të hadithit tha: "nga Huxhr Ebi-l Anbes", e duhet të jetë: "Huxhr bin Anbes. Po ashtu ai tha: "Nga Alkameh...", e duhet të jetë: "Nga Huxhr bin Anbes, ky nga Vail bin Huxhri..." Ndonëse ajo që thotë Buhariu te pika e fundit është diskutabile, ngase Shubeh nuk ka gabuar por është i sigurt se ashtu duhet të jetë; njëherit kjo është diskutabile mes dy hadithologëve më të mëdhenj të umetit islam, Shubes dhe Thevriut. Shubeh mendon se Huxhri transmeton nga Alkameh bin Vail, e ky nga babai i tij, përderisa Thevriu mendon se Huxhri transmeton nga Vaili. Njëherit mospajtueshmëria mes tyre në raport me senedin e hadithit reflekton edhe në metnin e hadithit, sepse, transmetimi i Thevriut sinjalizon Aminin me zë, përderisa i Shubes pa zë, dhe një pjesë bukur e madhe e dijetarëve favorizojnë transmetimin e Thevriut, dhe mendojnë se është më i saktë sesa transmetimi i Shubes. Zoti e di më së miri. Ahmed bin Muhamed bin Hanbel, Musnedu-l Imam Ahmed bin Hanbel, me recenzurë nga Shuajb El Arnauti, Adil Murshidi dhe të tjerët, bot. I-rë, Muesesetu-rr Rrisaleh, Bejrut-Liban, 1421-2001, v. XXXI, f. 146-147. Për hadithin në fjalë Hakimi thotë se është autentik, sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, ndonëse ata dy nuk e kanë nxjerrë këtë hadith, e me këtë vlerësim është pajtuar edhe Dhehebiu. Bedrudin El Ajniu, në komentin që i bën Sunenit të Ebu Davudit, në lidhje me këtë hadith shprehet: "Mjafton për këtë hadith vlerësimi i Hakimit, se hadithi është autentik, dhe opinioni i Darekutniut... Ka mundësi që të dy transmetimet (i Shubes dhe Thevriut) të jenë autentikë, dhe kjo ka shtyrë që shumë dijetarë të thonë: "E vërteta është se të dy këto transmetime, ku aludohet në fshehjen e Aminit dhe shqiptimin e tij me zë, janë autentikë, dhe sipas këtyre kanë vepruar grupe dijetarësh. E nëse do ta përzgjedhësh, atëherë ule zërin (gjatë shqiptimit të Aminit), ngase sahabët dhe tabiinjtë vepronin ashtu." Bedrudin El Ajni, Sherh Sunen ebi Davud, bot. I-rë, Mektebetu-rr Rrushd, Rijad, 1420-1999, v. IV, f. 192. (13) Ebu Davudi në Sunen, nr. 932. Në koleksionin e Tirmidhiut ka ardhur: "E zgjati zërin e tij (*ve medde biha savtehu*). (14)Muhamed bin Abdurrahman El Mubarekfuri, Tuhfetu-l Ahvedhij Sherh Sunen et-Tirmidhij, Daru-l Kutub el-Ilmijetu, v. II, f. 67. ( 15) Ali bin Muhamed dhe Ebu-l Hasen Nuredin El Mula El Hervij El Karij, Mirkatu-l Mefatih Sherh Mishkati-l Mesabih, bot. I-rë, Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, 1422-2002, v. II, f. 696. (16) Nesaiu në Sunen, nr. 927. Hadithi është autentik. Edhe Albani jep të njëjtin vlerësim për këtë hadith. (17) Tehanevi, I'lau-s Sunen, v. II, f. 246. (18) Ali bin Muhamed dhe Ebu-l Hasen Nuredin El Mula El Hervij El Karij, Mirkatu-l Mefatih Sherh Mishkati-l Mesabih, v. II, f. 696. (19) Vizaretu-l Evkaf vesh-shuun el-Islamijetu, El-Mevsuatu-l Fikhijetu el-Kuvejtijetu, bot. II-të, Daru-s Selasil, Kuvajt, v. I, f. 111. (20) Samerkandi, Tuhfetu-l Fukaha, I, f. 132. (21) Muhamed Enver Shah Kashmiri, Fejdu-l Bari ala Sahihi-l Buhari, v. II, f. 363. (22) Alaudin Ali bin Othman (i njohur si Turkmani), El-Xhevheru-n Nekij ala Suneni-l Bejhekij, daru-l fikr, Bejrut-Liban, pa vit botimi, v. II, f. 58.

Mr. Qemajl Morina



# Evropa... të kthyerit nga xhihadi

**Nga "Trenat e Vdekjes" të Madridit, te shpërthimet e Londrës, e deri te "të armatosurit e Toluzit."**

Ka më shumë se 30 vjet prej kur filloi ideja e ShBA-ve për të thirrur të rinjtë myslimanë të luftojnë kundër sistemit komunist, që në atë kohë përfaqësohej dhe quhej "Bashkimi Sovjetik". Kështu pra shkuan të rinj nga vendet e ndryshme, arabe dhe islame, dhe vendet evropiane. Këta shkuan për në Afganistan, me qëllimin e vetëm për të bërë xhihad dhe për ta ndihmuar fenë.

Në mesin e atyre që kishin udhëtuar ishin: Osama bin Laden, Ejmen Edh Dhavahiri, Ebu Ubejde El Bishri, Ebu Hafs El Misri, Ebu Hixhab El Misri (apo i njohur me llagapin kimisti i "El Kaides"), pataj element të "Grupimit të Luftëtarëve të Libisë", si dhe qindra mijëra të rinj të tjerë myslimanë nga të gjitha rrymat fetare. Të rinjtë myslimanë atje e mësuan përdorimin e armatimit si dhe taktikën e luftës... Ata u mësuan si ta përdorin bombën, automatikun, pistoletën, thikën etj. Ata nuk kishin frikë nga pamjet e gjakut, i cili rridhte nga qafat e njërit prej tyre, ndërkohë që shpirti i bënte përpëlitjet e tij të fundit për të dalë nga trupi. Kjo ishte lufta, e ky ishte xhihadi. Disa prej tyre folën për erën e miskut, e cila dilte prej trupave të martirëve. Kështu pra përfundoi lufta për t'u kthyer të rinjtë në vendet e tyre, për t'u krijuar nocioni me të cilin u bënë të njohura çështjet e sigurisë së shtetit nëpër gjykata: "Të kthyerit nga Afganistani".

Të kthyerit nga Afganistani nuk gjetën asnjë palë që do të kujdesej për ta dhe do të mendonte për gjendjen e tyre pas luftës. Ajo çka është edhe më keq, ata edhe në vendin e tyre dhe jashtë tij shiheshin si njerëz të infiltruar, të nënçmuar, të ikur, dhe terroristë që e kishin urrejtur shoqërinë dhe shoqëria i kishte urrejtur ata...; ndiheshin të ofenduar, të mallkuar, të anatemuar... Dhe, nga këtu nisën edhe problemet.

### Nga ku problemet?

Këta të rinj, vetëm një pakicë e vogël e tyre që në atë kohë nuk kishin mësuar asnjë gjë tjetër të vërtetë përveç luftës, ballafaqimin me armikun, dhe kur e gjetën shoqërinë dhe shtetin kundër tyre ata vendosën se shoqëria ishte armiku i tyre, prandaj edhe filluan ta luftojnë me gjënë e vetme që e kishin mësuar më së miri në të kaluarën dhe me të cilën kishin pasur sukses, - e ai ishte vrasja dhe futja e tmerrit në shoqëritë civile prej të cilave porsa ishin kthyer nga Afganistani. Njësoj vazhdoi edhe rreth vijës kufitare, qofshin ato shpërthimet e Madridit në 2004 apo ato të Londrës në vitin 2005, si dhe ato të fundit të të armatosurve të Tuluzit në Francë.

Në një deklaratë për të përditshmen "Esharqal El Evsat", Numan bin Uthman, ish-lider dhe anëtar i Kuvendit të "Grupimit të Luftëtarëve të Libisë" dhe njëri prej analistëve të mëdhenj të organizatës së "Kopiljam", për luftën kundër terrorizmit në Britaninë e Madhe pati thanë: "Prej kohës së ardhjes së presidentit amerikan, Barak Obama në pushtet në Shtëpinë e Bardhë, në vitin 2009, është mbështetur në mënyrë të plotë te aeroplanët amerikanë pa pilotë (Dronë) për tkurrjen e pranisë fundamentaliste në zonën kufitare, në mënyrë të veçantë në veri dhe në jug të Veziristanit, e që u bënë zona të pasigurta për elementët e "El Kaides" dhe të "Talibanëve". Bin Numani pastaj vazhdon e shpalos se liderët e El Kaides dhe emigrantët nga Evropa, që kishin ardhur për t'u ushtruar në përdorimin e armatimit, u orientuan në drejtim të vijës kufitare të vilajeteve Kunz dhe Nuristan të Afganistanit. Aty gjendeshin kampe trajnimi të El Kaides dhe të Talibanëve. Bin Numani flet për statistikat që gjenden te selitë e Qendrave Evropiane të Informimit, ku thuhet se mbi 300 elementë me origjinë aziatike janë kthyer në Britani pasi që kanë kryer ushtrimet ushtarake në vijën kufitare dhe brenda në Afganistan. "Disa agjenci të sigurimeve ekzagjerojnë numrin e të kthyerve në Britani dhe në Francë. Ekzistojnë statistika që flasin për ekzistimin e 50 personave, në mesin e tyre edhe (të armatosurit e Tuluzit)." Pastaj vazhdon: "Sa i përket Gjermanisë, ajo vazhdon të vuajë nga problemet e të kthyerve nga vendi i xhihadit të zonave (shiritit) fisnore, në mënyrë të veçantë të atyre që kishin lidhje me grupimet uzbeke xhihadiste.



Është e njohur se Bin Numani, i cili jeton në Britani, ka qenë prej të parëve nga "xhihadistët arabë", i cili i kishte kritikuar veprimet e Ebu Musab Ez Zerkavit në Irak, dhe i kishte përshkruar sjelljet e tij me sjelljet e "grupeve të armatosura" nga veprimet e dhunshme në "vitet më të përgjakshme" në Algjerinë e viteve të '90-ta. Të njëjtin veprim e bëri Bin Numani në vitin 2000, kur ishte ulur të bisedojë ne Bin Ladenin dhe liderët e "El Kaides" në Kandahar, ku polemizoi me delegacionin ei "Grupimit të Luftëtarëve të Libisë", kryesisht në aspektin e legjitimitetit të luftës së tyre kudër Perëndimit, e cila nuk lejohej të nisej nga Afganistani, e në mënyrë të veçantë kur kjo po bëhej pas shpinës së talibanëve.

Ekspertët e luftës kundër terrorizmit pohojnë se Unioni i Xhihadit Islamik, i cili është themeluar në vitin 2002 në zonat fisnore të Pakistanit dhe i përket lëvizjes Islame të Uzbekistanit, kishte rekrutuar me qindra evropianë, ndërkohë që Unioni pretendon se tek ata gjenden 500 luftëtarë të huaj, në mesin e tyre 60 qytetarë gjermanë që e kanë pranuar Islamin, dhe se tek ata gjenden turq me origjinë gjermane, si dhe Muhamed Merah-francez me origjinë algjeriane, që ka organizuar tre sulme, e që rezultuan me shtatë veta të vdekur në qytetin Tuluz të Francës. Autoritetet franceze lajmëruan se ai ishte trajnuar në Pakistan, ndërkohë që burime në kryeqytetin e Pakistanit, Islam Abad transmetuan nga përgjegjës të informimit pakistanez, se me dhjetëra myslimanë francezë kishin kryer ushtrimet e tyre në kampet e talibanëve në veriperëndim të Pakistanit. Në kohën kur autoritet pakistaneze po i hulumtonin mundësitë që në mesin e këtyre regjimeneteve të ketë qenë edhe Muhamed Merah, ai shton se 85 francezë ishin trajnuar në kampet e talibanëve pakistanezë gjatë tre viteve të kaluara. Vlen të theksohet se shumica prej tyre bartin me vete nënshtetësi të dyfishtë, nga disa vende të Afrikës Veriore. Mirëpo, supozohet se Muhamed El Merahu i kishte kryer ushtrimet në kampet e organizatës së El Kaides në zonën e Veziristanit, gjatë një vizite që ai kishte bërë në Pakistan, para vrasjes së tij në një përleshje me policinë franceze në qytetin Tuluz.

Kështu pra përfundoi masakra e Tuluzit, ku për ca çaste u shkrepën më shumë se 300 breshëri plumbash, të cilët i kishin gjuajtur formacionet më të zgjedhura të policisë franceze, pasi e kishin rrethuar të riun për 32 orë të plota. Kjo qe një pamje që meriton të shihet vetëm në mesin e filmave të Holivudit.

Brenda pak viteve i riu francez me origjinë algjeriane, Muhamed Merah, ishte kthyer prej një kriminel të riu, me një shpirt të ngushtë të një xhihadisti që merrej me vepra të këqija, të cilat u paraqitën në gjuajtjen me armë prej një distance të afërt mbi kokat e fëmijëve të vegjël në qytet, e i cili çoi në mbytjen e shtatë personave.

### Si u kthye Merahu prej një vjedhësi në xhihadist?

Në javën e fundit po mbyllej perdja me këtë çështje kriminale për këtë të ri, i cili sapo kishte 24 vjet, pra pasi që policia franceze gjuajti në të, për një kohë që zgjati 6 minuta të plotë. Në ndërkohë, shumë pyetje u shtruan pas këtyre ngjarjeve kriminale: Si u kthye Merahu prej një vjedhësi të vogël në një xhihadist të rrezikshëm, e i cili udhëtoi në shiritin fisnor për t'u ushtruar si xhihadist? Pse ai mbyti 3 ushtarë, një mësues çifut dhe 3 fëmijë të një shkolle, dhe këtë e bëri me gjakftohtësi? Dhe, kush është Muhamed Merahu i vërtetë?

Në këto pyetje përgjigjen shokët e fëmijërisë së tij në lagjen Izar të Tuluzit. Nikon-njërin nga moshatarët e tij, - një i ri në moshën 23 vjeçare, i cili për të përditshmen "Sandaj-telegraf" të Britanisë deklaron: "Nuk mund të besoj se ai i ka bërë këto veprime. Ai ishte njëri prej nesh. Nuk ishte fanatik në aspektin fetar, dhe asnjëherë nuk kishte shkuar në xhami."

Në realitet Merahu në fëmijërinë e tij kishte jetuar së bashku me gjithë fëmijët e Francës; kishte lindur në qytetin Tuluz, në një familje me origjinë algjeriane. Ishte rritur

në lagjen Izar, me motrën e tij Aishen, e cila ishte vajzë liberale dhe jo fetare, dhe me Suaden, e cila ishte më fetare sesa Aisheja, duke mos i harruar edhe dy vëllezërit e tij; ata janë Abdul Kadiri-29 vjeçar, dhe vëllau më i madh Abdul Ganiu. Sa i përket nënës së El Merahut, Zulejhasë (54 vjeçare), ajo deklaroi se "ndiehet fajtore", sepse nuk pati fuqi ta pengojë të birin e saj në kryerjen e këtyre krimeve të çmendura. Ajo pastaj pyeti se a do të kishte mundur ta pengojë në kryerjen e këtyre krimeve, ashtu siç ka përmendur avokati i saj në deklaratën e tij, Xhan Iv Gunju, pas lirimit të Zulejhasë nga arresti.

Në anën tjetër, Abdul Kadiri, në shoqërinë e të cilit Merahu vodhi motoçikletën që e përdori për të vrarë viktimat e tij, po merrej në pyetje në Paris. Ai ishte përgjigjur se nuk ishte në dijeni se vëllai i tij po përgatitej për këto sulme, e megjithatë ai është "krenar me të!"

Sipas medieve franceze telefoni celular i Abdul Kadrit është gjetur afër shkollës çifute, e cila ishte dëshmitare e vrasjes së vëllait të tij dhe të tre nxënësve dhe mësuesit të tyre. Të dy vëllezërit kishin ngrënë darkën së bashku në natën e cila i parapriu kryerjes së këtij krimi.

Ndjenjat e ekstremizmit filluan të rriten në shpirtin e Merahut në mes atyre konglomerateve të shtëpive në qytetin Izar, ku zakonisht e kalonin kohën djelmoshat në qoshet e rrugëve, duke bërë rrugën e tyre në korridoret e tyre të ngushta dhe duke vozitur motoçikletat e tyre. Në kohën kur Merahu ende nuk i kishte mbushur 5 vjet të jetës së tij, dy prindërit e tij ishin shkurorëzuar. Që atëherë babai i tij jetonte më shumë në Algjeri sesa në Francë, duke e lënë të birin e tij të vogël të ballafaqohet me vështirësitë dhe problemet e jetës.

Avokati i Muhamed Merahut, Kristian Atilan, thotë për klientin e tij: "Merahu nuk ishte nxënës i mirë. Ndodhte që shpeshherë të përjashtohej nga shkolla, apo të transferohej prej një shkolle në një shkollë tjetër. Së fundi ndodhi që u përjashtua nga shkolla, kur ai ishte në moshë të re." Kështu pra, Merahu nisi të punojë në një garazh të qytetit, si automekanik, ku punoi për dy vjet të plota. Merahu ishte i pasionuar pas veturave, e shokët e tij ia zbuluan gazetës britaneze "Sandaj telegraf" fushën e gjerë të shtruar me rërë, që gjendej pas stadiumit të futbollit, ku Merahu dhe shokët e tij merrnin vetura dhe motoçikleta me qira dhe bënin gara. Kur Merahu mbushi 17 vjet u arrestua për herë të parë, për shkak të pjesëmarrjes së tij me një numër të të rinjve në gjuajtjen me gurë të disa autobusëve. Pas kësaj u orientua në shkatërrimin e pronave publike dhe vjedhje. Për këtë u arrestua 18 herë, dhe u bë i njohur për policinë e qytetit.

Organet e sigurimit ishin në përcjellje të Merahut qysh prej kohësh, pas kthimit të tij nga Afganistani. Mirëpo ata nuk e konsideruan grupimin e selefinjve ekstremistë se ai paraqiste ndonjë rrezik të madh, e kjo edhe sipas mendimit të ministrit të Brendshëm të Francës, Klod Gijon. Loj Kapiroli, përgjegjës i përparshëm në Drejtorinë e Francës për Vëzhgimin e Tokave, mendon se shembulli i xhihadistëve është i njohur qe 15 vjet... "Vërtetë ata nganjëherë janë kriminelë të vegjël, të cilët transferohen në zemër të rrjetit selefist".

Kapiroli thotë nëse Muhamed Merahu qëndroi disa herë në Pakistan dhe Afganistan, ashtu siç e vërtetoi Gijani. "Ai patjetër ka pasur dobi nga shkuarjet dhe ardhjet deri atje". Duke vërtetuar se ai "ndoshta ka qenë prej "ujqve të vetmuar", apo prej të kthyerve nga toka e xhihadit, shërbimet informative perëndimore kanë vlerësuar se numri i xhihadistëve të kthyer nga zonat fisnore të kufirit afgano-pakistanez kohëve të fundit kanë arritur në "disa dhjetëra", e në mesin e tyre disa francezë që janë në një përcjellje të rreptë.

Në anën tjetër, shohim ekspertin për çështje islame, Jaser Es Sirri, drejtor i "Mersad El Islam" në Londër, i cili është palë përgjegjëse për të drejtat e njeriut dhe që kujdeset për lajmet e fundamentalistëve rreth botës, që në një deklaratë për gazetën e përditshme "Esh Sharq El Avsat" deklaron: "Me gjithë diversitetin racor në Francë, ekzistojnë probleme ekonomike dhe shoqërore si rezultat i vuajtjeve nga margjinalizimi, mungesa e shërbimeve apo papunësia në mesin e komunitetit mysliman, për shkak të sjelljeve të tyre raciste ndaj myslimanëve. Sa i përket aspektit sportiv, ekipi kombëtar i Francës korri suksese me të bijtë e pakicave, siç ishin: Zinedine Zidane, David Trezeguet, Kajiv. Në aspektin ekonomik kemi francezë me origjinë arabe dhe afrikane, të cilët ende nuk janë prezentë në poste udhëheqëse në mesin e një mijë kompanive që cilat konsiderohen më të mëdhatë në vend." Në realitet, kjo reflekton bllokimin e këtyre drejtorive dhe organizatave, dhe refuzimin e angazhimit të kompetentëve francezë nga bijtë e muhaxhirëve. Pastaj shohim Es Sirrin, i cili ambientin ku jetojnë arabët e përshkruan kështu: "Papunësia e të rinjve në periferi, ku jetojnë arabët, tejkalon mbi 40%. Francezët me origjinë arabe jetojnë të margjinalizuar në lagje të kasolleve, dhe mësojnë mësime të veçanta për ta, që nuk u mundësojnë t'i vazhdojnë studimet e larta. Pastaj e shohim ekspertin egjiptian për çështje të ekstremizmit islam, që sqaron dhe thotë: "Me arabët-afganë, por edhe me çdo send që ka të bëjë me Islamin, gjithë qeveritë e botës sillen me ndjeshmëri, e ndonjëherë edhe armiqësi. Kjo për disa shkaqe, e ne po i përmendim disa prej tyre: Për shkak të besimit të tyre,



se ata paraqesin burim rreziku të përhershëm; për t'u paraqitur para qeverisë amerikane në pamjen e lojalitetit, të moderuarit dhe dëshirës për të mbështetur politikën e Uashingtonit në luftën e saj kundër fundamentalizmit islamik." Ai shpreh besimin e tij se Merahu kishte vepruar në mënyrë të pavarur individuale, dhe me mundësi të kufizuara dhe jo në kuadër të ndonjë rrjeti. "Sepse qëllimet e tij kanë qenë të improvizuara dhe të rastësishme. Mund të bartte mendimin, por nuk do të thotë se ishtë "kaidist", apo në kuadër të rrjetit apo organizatës të "El Kaides ".

Studiuesi Domenik Tomas, i specializuar në lëvizjet islame ekstreme në Shkollën e Lartë të Studimeve Sociale, mendon se "mënyra e lëvizjes dhe logjistika që i përdori Muhamed Merahu tregojnë se mundësitë e tij kanë qenë të kufizuara, dhe si duket ai nuk i përkiste asnjë rrjeti". Studiuesi vazhdon ta përshkruaj Merahun se ai ishte "terrorist individual", dhe se "zgjedhja e caqeve ishte bërë me improvizime, edhe pse ai këtë e kishte bërë në mënyrë të studiuar". Ai vërtetoi se shpallja e të riut për përkatësinë e tij në organizatën e El Kaides nuk ishte një çështje e një rëndësi të veçantë, për arsye se çdo njëri mund të shpallë përkatësinë e tij si anëtarë i El Kaides. Ai pastaj vuri në dukje se disa francezë shkojnë në Pakistan nëpërmjet rrjeteve "për ta forcuar përkatësinë e tyre selefiste" apo për t'u "ushtruar ushtarakisht" në kampet e Afganistanit. Domenik Tomas potencon se "në Francë 99.9 % e selefinjve nuk e përdorin dhunën". Në kohën kur Zhan Biar Filjo, profesor në Institutin e Studimeve Politike në Paris, dhe autor i librit "Historia e vërtetë e El Kaides", në fjalën e tij "Ujqit e vetmuar", thotë se ata kanë tendencë vazhdimisht në përkatësi të një organizate më të gjerë, e cila i tejkalon vet ata.

### Kush i organizoi shpërthimet në Evropë?

Sa i përket shpërthimeve të Londrës, që ndodhën më 2005, pasi prijësi i kamikazëve u kthye në atë aksion, Muhamed Sadik Han, nga shiriti kufitar, thotë se ka qenë e pritur për më shumë se një shkak. Nga shkaqet më të rëndësishme ishte përqafimi i një komuniteti të madh islamik, dhe i një numri të simboleve të lëvizjeve fundamentaliste me ndjenja fetare. Kjo çështje na bën të pyesim, dhe kërkon përgjigje se a mund ta pranojë Londra këtë përzierje të përkatësive politike dhe fetare? Dy shpërthyesit kamikazë të shpërthimeve të Londrës e kishin vizituar kampin e ushtrimit të organizatës së El Kaides para se t'i ekzekutonin sulmet e tyre në kryeqendrën britanike. Këtë po e themi duke u mbështetur në deklaratën e liderit aktual të El Kaides, Ejmen Edh Dhavahiri, e cila ishte transmetuar nëpërmjet një shiriti të videos dhe menjëherë pas sulmeve në vitin 2005. Thuhet për Ejmen Edh Dhevahiri ka thënë: "Vërtet Shah Zade TenvirI dhe Muhamed Sadik Kani e vizituan kampin tonë në Afganistan, në kërkim të martirizimit (rënies shehid)... Shpërthimet e Londrës erdhën përafërsisht katër vjet pas sulmeve të 11 shtatorit ë vitit 2001, në Nju Jork, dhe pas më shumë se një vit nga shpërthimet e "trenave të vdekjes" në Madrid. Ka qenë besimi që ka mbizotërua në Perëndim, se Organizatat Xhihadiste Ndërkombëtare që shtrin rrjetin e tyre në tërë Evropën janë zhdukur apo shpërbërë për shkak të masave të rrepta që ishin marrë kundër tyre. Në të njëjtën kohë u bë ashpërsimi i ligjeve të luftës kundër terrorizmit, për të mos lejuar përsëritjen e asaj që kishte ndodhur gjatë dekadës së viteve të nëntëdhjeta në keqpërdorimin ligjeve të nënshtetësisë , kërkimit të azilit politik nga "liderët e dhunës", siç ishin: Ebu Hamza El Misri, i burgosur në burgun, "Bil Marsh", nën masa të larta të sigurisë, në jugperëndim të Londrës, pastaj Ebu Katade, i cili është i transferuar në Jordani etj. Gjithashtu ekziston edhe një numër i aktivistësh selefistë-xhihaidstë, të cilët merren me ndihmën e ekstremizmit dhe me administrimin dhe investimin në veprat e terrorizmit, duke u nisur nga Evropa. Mirëpo, okupimi i Irakut dhe zgjerimi i dhunës nën sloganin "Rezistenca ndaj pushtuesit dhe xhihadi kundër "Shejtanit të madh", atij amerikan dhe aleatëve të tij evropianë", krijoi një potencial zjarri të ri në drejtim të të cilit janë nisur me mijëra vullnetarë të rinj për të luftuar në Irak, ashtu siç kishte ndodhur më parë në Afganistan, në Bosnjë, në Çeçeni dhe në Kosovë.

**Prof. Dr. Fadil Maloku**

# Islamofobia në mediet kosovare është produkt i një trendi global (2)



Gjithçka që nevojitet janë: a. Idetë; b. Njerëzit; c. Transparenca, dhe; d. Qëllimet e identifikuara më parë, e që dosido përputhen edhe me trendin e ri të demokracisë, që po pretendojmë ta ndërtojmë për krejt këto vite pas përfundimit të luftës në Kosovë.

a. Idetë, janë një kapital shumë i rëndësishëm në drejtim të fokusimit dhe të identifikimit të nevojave të njerëzve, shoqërive, shteteve dhe kombeve. Zakonisht çdo shoqëri ka elitat e veta intelektuale. të cilat kujdesën për mënyrën, metodologjinë dhe evoluimin e këtyre ideve që i çojnë në drejtim të një niveli shumë më të avancuar ekonomik, politik, e pse jo edhe shpirtëror. Në fakt paragjykimet që ndërkombëtarët kishin me misionet e tyre "mission possible", që Kosovën dhe njerëzit e saj i shihnin kryesisht si një Eldorado të vërtetë për të plasuar idetë e tyre fetare. Kjo erdhi nga shkaku se kinse në Kosovë në kohën e komunizmit shqiptarët ishin një popull ateist (gjë që në Shqipëri edhe zyrtarisht me dekrete shtetërore qe ndaluar besimi fetar), e që nuk kishte pasur mundësi ta ketë identitetin e vetë fetar. Dhe se tani, pas luftës, në emër të demokracisë, lirisë, barazisë dhe përrallave tjera mbi egalitarizmin (barazinë) në mes njerëzve, do të duhet mbjellja e farës së mësimbesimit (konvertimit), edhe nga idetë e reja fetare. Thuajse shqiptarët gjatë gjithë ekzistencës së tyre historike paskan jetuar si pabesimtarë! Shikuar kështu, projekti i identifikimit të nevojave rreth ideve dhe mësimit fetar në Kosovë nga dioptria e këtyre "misionarëve" fiton, siç ndonjëherë po projektohet edhe në shtypin tonë edhe argumentin e kthimit biblik të njerëzve në fenë e të parëve tanë?! Por, siç dëshmojnë zbulimet më të reja historike, të parët e shqiptarëve ishin paganë, e jo ithtarë të ndonjë religjioni të caktuar! Meqenëse ky shkrim nuk është objekt i dhënies së përgjigjeve (që mund të jenë 1 milion si të tilla) në këto "dilema" të shoqërisë sonë, unë edhe nuk po ndalem më shumë t'i shpjegoj antinomitë e saj.

b. Transparenca, si nevojë e trendit apo kulturës së vlerave të reja që shoqëria jonë i ka kërkuar me afsh, janë një rrafsh që diskursin demokratik e bën të pakrahasueshëm dhe më të qëndrueshëm sesa sistemet e mëhershme në Kosovë. Transparenca i zhduk gjithë dyshimet, nebulozat dhe paragjykimet eventuale që mund të vijnë ngado qofshin ato, madje edhe në fe. Qasja e këtillë, për mendimin tim (kuptohet gjithnjë në "kurorë" me mediet dhe shtypin), si dhe nënkupton një garë të shëndoshë për të ruajtur edhe identitetin kombëtar të shqiptarëve të Kosovës në mileniumin që kemi hyrë. Identiteti fetar islam edhe ashtu ka merita për ruajtjen e identitetit kombëtar, për të cilin ne si komb jemi shumë temocional, gjë që edhe mund të arsyetohet kur Kosovës ende i mungon kulmi i identitetit shtetëror.

c. Qëllimet po ashtu janë një digë e rëndësishme që e ndihmon realizimin e dy koncepteve të mësipërme. Qëllimi, kur bëhet imperativ, është "bombë atomike" në drejtim të realizimit të synimeve të parashtruara nga diskursi i ideve dhe ai i njerëzve që i formulojnë, krijojnë dhe i shkatërrojnë shkaku i interesave dhe bindjeve që ata i ushtrojnë për to. Në këtë drejtim, meqë tema ime ka për objekt hulumtimin e diskursit që ka të bëjë me rolin e medieve në publikimin e ideve dhe edukimit fetar islam në qytetarët e Kosovës, kam përshtypjen sikur diskursi i pasluftës nuk është transformuar sa duhet krahas ndryshimeve që janë bërë apo janë duke u bërë në etnopsikologjinë dhe mentalitetin tonë qytetarë. Për ta kuptuar më mirë diskursin e mësipërm të preokupimit tonë mendoj që paraprakisht është mirë të sqarojmë diskursin e ri dhe vlerat e reja që duhet t'i konsumojë diskursi i ri fetar në Kosovë. Fundshekulli ynë, siç e dimë të gjithë, ishte periudhë e ndryshimeve të mëdha në tërë vendet e Evropës Juglindore, me vetë faktin se zhvillohej një revolucion i përgjithshëm kundër gogolit të komunizmit dhe platformës obskurantiste të luftës së ftohët, të cilat njerëzimit i sollën mjerim, skamje, luftëra të pakuptimta dhe varfëri morale e materiale, që të mbushnin mendjen se është fjala për një fund të paparë të historisë, apo siç do të shprehej Frensis Fukajama, figurativisht, "pikë



kulmore e evolucionit ideologjik dhe universalizmit të demokracisë liberale perëndimore". Ç'është interesante, një vlerësim i ngjashëm, do të thoshim fatalist përkitazi me ndryshimet e mundshme dhe pasojat që do të sillnin ato me vete në sistemet e Evropës, prejudikohej edhe gjatë Luftës së Parë Botërore. Bile atëbotë ai vlerësim konsiderohej si luftë e fundit, luftë kundër të gjitha luftërave tjera të mëparshme që zhvilloheshin me motive të zgjerimit të demokracisë. Por ç'ngjau? Nuk ndodhi as "fundi" e as "fillimi i fundit" të sipërpërmendur; demokracia si alternativë modeste e ndërtimit të raporteve mes njerëzve nuk u vendos. Në vend të saj nëpër Evropë, me gjuhën e dhunës, u amputuan përbindëshat e komunizmit (1917), fashizmit (1939), dhe nacionalizmit (1989). Lufta e Dytë Botërore, po ashtu nga historianët, do të mbahet në mend me tensionimet dhe kërcënimet globale, që si pasojë e lindën luftën e ftohët. Siç po vërehet prognoza e Fukajamist mbi "pikën kulmore të evolucioni ideologjik" nuk ndodhi. Në vend të tij, nëpër vendet e ndryshme të botës, u zhvilluan alternativa dhe forma të reja të mbijetesës së njerëzve dhe shoqërive. Tani, në fund të mileniumit të dytë dhe fillimit të atij të tretit, kur nga shtete perëndimore është ndërmarrë edhe një ofensivë jo vetëm ideologjike por edhe ushtarake, si në rastin e Bosnjës dhe Kosovës, Afganistanit, Irakut, problemi i instalimit gjithëpërfshirës të modelit demokratik në vendet postkomuniste po bëhet detyrë shtëpie e shumë qeverive euro-lindore. Por tani ky instalim apo përpjekje për të shartuar demokracinë nëpër këto vende sikur po kontestohet dhe po bëhet problem, me faktin se ai më nuk mund të eksportohet aq lehtë, sikurse teknologjia dhe mallrat tjera, ashtu siç dikur, bie fjala, mendonin kolonizatorët anglezë; përmes dërgimit të parukave nëpër kolonitë, pastaj "telefaks kushtetutave" dhe rrjetit të gjerë satelitor nëpër gjithë vendet postkomuniste! Ky proces zhvillohet kësisoj, për shumë shkaqe. Kurse shkaku kryesor, do të shtonim, qëndron pikërisht në pamundësinë e aplikimit masiv të këtij projekti mbi këtë doktrinë me anën e metodologjisë së shartimit! Kjo ngase doktrina e demokracisë nuk është kafshatë aq e lehtë për diktatorët e ndryshëm, që të kapërdihet vetëm me një shartim formal, në mënyrë që pastaj të konstatojmë se procesi i demokratizimit të raporteve dhe marrëdhënieve ndërmjet njerëzve në atë vend u krye, ashtu siç, bie fjala, ende mendohet nëpër disa vende postkomuniste, duke përfshirë këtu edhe Ballkanin dhe posaçërisht neve shqiptarëve të Kosovës që ende jemi nën transin e ndodhive të luftës dhe kërkimit të identitetit shtetëror (që është një problem i një natareje tjetër, e që nuk është objekt i fokusimit të vëmendjes sonë shkencore e intelektuale sot).

Por demokracia, në anën tjetër, është edhe një projekt dhe program mjaft kompleks dhe që vazhdimisht është në hulumtim të dëshmimit të vetvetes dhe principeve të veta, që në dukje të parë janë tejet transparente dhe të pëlqyeshme nga shtresat e gjëra popullore të rrafshit të kontaminuar postkomunist. Demokracia, dhe jo vetëm ajo, kultivohen përmes institucionit të edukatës permanente, e jo shartimit, ngase mbindërtimi institucional është hap i fundit që duhet të ndërmerret në këtë drejtim. Kurse vetë akti i krijimit të kësaj edukate të kushtëzuar (që për bindjen time sociologjike do të vlejë më së shumti për shtetet e Ballkanit), do të mund të ndërlidhej së prapthi me dy tipa apo lloje kategorizimesh:

1) Njërin - që ka të bëjë me aksionet dhe iniciativat e njerëzve që kanë rezon, aftësi dhe kreativitet të mjaftueshëm të ndikojnë në formën dhe përmbajtjen e sistemit që ata duan ta rregullojnë, vetë apo përmes bashkësisë ndërkombëtare, siç është rasti me Shqipërinë, Maqedoninë, Tirolin, Kroacinë, Kosovën, Afganistanin, Irakun, etj., dhe;

2) Kategorizimi tjetër - që ka të bëjë me zhvillimin e sistemit të vlerave, njohurive dhe mjeshtërive të kombeve përkatëse, pra atyre ku edhe fillon të lëshojë rrënjë kjo doktrinë dhe praktikë e qeverisjes. Por, problemi nuk qëndron vetëm këtu. Ai rri pezull kur hulumtohet natyra e përvojës dhe rezultateve që ka dhënë apo duhet të japë sistemi i demokracisë në kushte dhe rrethana konkrete çfarë gjenden sot shtetet postkomuniste, e që nuk mund të lavdërohen tani për tani. Me fjalë të tjera, a duhet tani që edhe këto vende



të shtegtojnë rrugëtimin e përvojave të mëhershme, apo duhet të provojnë të "dhurojnë" diç nga tradita, kultura, etnopsikologjia e tyre, në mënyrë që të ridëshmohet apo refuzohet koncepti i demokracisë globale?! E them këtë ngase sot ky është provim i pjekurisë së këtij koncepcioni e filozofie për miliona njerëz në planetin tonë. Përvojat e vendeve të ndryshme kanë dëshmuar edhe të kundërtën e kësaj bindjeje mbi demokracinë, gjë që mund të hetohet te shumë studiues eminentë (Ali Bulaq në "Islam and Democracy"). Ky, nga një këndvështrim pothuajse origjinal, flet për këto pozicionime dhe alternativa të reja të ndërtimit të raporteve mes njerëzve dhe shoqërisë në botën bashkëkohore). Jozef Shumpeter (në "Capitalism, socialism, and demokracy"), natyrën e manipulimit me konceptin "popull" e zbërthen deri në imtësitë më të vogla. Edhe Samir Amin (në "Eurocentrism"), dhe Raymond Aron (në "Social structure and the ruling Class") kontestimin më të madh lidhur me demokracinë përpiqen ta ushtrojnë në sferën e politikës. Lidhur me këtë kontekst të preokupimit tonë, Çerçili, me një rast pati theksuar një fjali, e që më vonë do të bëhej objekt i shumë analizave dhe debateve politike e shkencore, pra se: "demokracia është forma më e keqe e qeverisjes, por më e mira ndër të gjitha tjerat"! Formë e sistem që kur të vështrohet me dioptrinë sociologjike përputhet me realitetin e krijuar në demokracitë e superindustrializuara, ngase njerëzit me të madhe kanë filluar të tjetërsohen nga politika dhe diskursi politik, dhe gjithnjë e më pak po u besojnë mekanizmave në të cilët ishin edhe vetë pjesëmarrës. Në këto tipa shoqërish megalopolise është evidente një lloj neglizhence, apatie, e për të mos thënë një indiferencë e theksuar ndaj sistemit dhe filozofisë demokratike si mënyrë e të identifikuarit të lirive individuale e grupore të identiteteve përkatëse. Shtrohet pyetja përse ndodh kjo në këto vende ku mbijetojnë së bashku begatia e dhuna, sikurse binjakët sijamez?

Përgjigjja, për bindjen time, kërkon një shpjegim më të theksuar dhe përkushtim tjetër, gjë që ne tani dhe këtu nuk e kemi. Por, ajo më kryesorja që e neutralizon, pra edhe e stagnon procesin e indiferencës dhe diskursit të njerëzve për këto çështje, është pikërisht mungesa e një alternative (ideologjike, apo politike) të suksesshme dhe konkurrente ndaj demokracisë. Vallë, nga ky lloj diskursi dilematik, që aktualisht është duke mbretëruar në demokracitë perëndimore, do të mund të krijoheshin alternativa tjera?! Ky diskurs dhe preokupim sociologët si Bulaq, Shumpeter, Amin, Aron, dhe shumë të tjerë, i ka mobilizuar të fokusojnë përparësitë e sistemeve dhe programeve tjera alternative? Pra, a ka dhe a mund të ketë alternativë modeli i demokracisë perëndimore, që tani njihet edhe si globalizëm? Dhe, cilat janë ato alternativa? (Natyrisht nëse ka!) Në një aspekt kjo të duket punë Sizifi, ngase për ta zhvilluar këtë dilemë duhet të hulumtohen të gjitha dallimet që ekzistojnë në botë rreth ideve dhe projektit të demokracive perëndimore. Pastaj, të gjitha mangësitë dhe përparësitë hipotetike që kanë, si edhe të bëhet një lloj krahasimi shkencor e politik i krejt premisave, në mënyrë që vlerësimi dhe diagnoza të jetë sa më e përpiktë. Një çështje tjetër, po ashtu me rëndësi, është edhe ajo se kush duhet ta udhëheq tërë këtë projekt? Individi (që është e pamundur), ndonjë ekip profesional shkencor (ku do të tuboheshin ekspertët e fushave të ndryshme: sociologjike, juridike, historike, ekonomike etj.), i cili do mblidhte fakte nga përvojat e gjitha tipave të demokracisë (që prapë është e vështirë), apo përvoja e shoqërive industriale dhe e atyre post-industriale (si diçka që do të mund të ndihmonte në këtë drejtim).

Kosova, meqenëse gjendet në vorbullën e ndryshimeve të mëdha socio-ekonomike dhe socio-kulturore, ashtu sikurse shumica e vendeve tjera postkomuniste, dhe meqenëse është pjesë e një koncepti zhvillimor për tërë Evropën Juglindore, që ndihmohet nga administrata ndërkombëtare e KB-së dhe ajo e OSBE-së, nuk është (dhe nuk do të duhej të ishte) e implikuar fare në hulumtimin e modeleve të reja alternative të udhëheqjes me vetveten, sikurse, bie fjala, vendet dhe shtetet e Lindjes dhe ato aziatike. Shkaku është i thjeshtë dhe i arsyeshëm: Kosova gjendet në Evropë; është vend postkomunist, si dhe ka nevojë për mësimet nga demokracia.



**Mr. Muhidin Ahmeti**

# Fuqia e falënderimit dhe mirënjohjes

Falënderimi dhe mirënjohja është si një spirancë që tërheq vëmendjen tonë thellë nën sipërfaqen e trazuar të mendimeve, kohëve, dëshirave dhe fobive të stuhishme, duke e stabilizuar anijen e trazuar të mendjes sonë në qetësinë e thellë të shpirtit dhe hapësirën e bukurive dhe begative të Zotit të Madhërishëm, e që janë të pranishme kudo përreth nesh.

Një nga pengesat më të mëdha për të përjetuar plotësinë dhe gëzimin e të jetuarit qëndron në mosshprehjen e falënderimit. Shpesh, për shkak të ritmit të çmendur të jetës, ne nuk kemi kohë për heshtje dhe reflektim mbi bekimet e jetës. Cilësia e jetës sonë varet se në çka e fokusojmë vëmendjen dhe mendimet tona. Një person i shëndetshëm shpirtërisht është i bekuar për shkak se me anë të falënderimit mund të mësojë, të rritet, të dashurojë, të falë, të krijojë, të ndajë dhe të ndihmojë të tjerët. Të dish të falënderosh do të thotë të dish të përcaktohesh për atë që është e mirë në jetë, ndërsa kriteri i shëndetit shpirtëror dhe atij mendor është prirja për ta zbuluar të mirën te vetja dhe te të tjerët. Falënderimi është një qëndrim shpirtëror dhe një mënyrë e ekzistencës, që e shëron edhe trupin edhe shpirtin. Shqyrtimet mirënjohëse dhe një ditar mirënjohjesh mund të përmirësojnë ndjeshëm kualitetin e jetës dhe të shëndetit tonë. Mirënjohja dhe falënderimi na lartësojnë në një nivel më të lartë të vetëdijes, që është e lidhur me një jetë më të mirë. "Falemnderit, o Zot, për gjithë mirësitë dhe të dhuruarat", është një shprehje që kur përsëritet, në mënyrë të mrekullueshme mund të aktivizojë potenciale kreative dhe fuqi kolosale.

Falënderimi hap dyert e kreativitetit, aktivizimit dhe të gjitha virtyteve tjera pozitive. Mosshprehja e falënderimit sjell letargji dhe hedonizëm. Falënderimi është ajo që frustrimin e zëvendëson me prehje, gëzim dhe lumturi, sepse çdo gjë që ju ndodh e kuptoni si një mësim dhe një bekim, dhe atë që dikur e konsideronit të dëmshëm dhe të padrejtë tani e kuptoni se është rezultat i moskuptimit dhe perceptimit të gabuar. "Falënderimi është një impuls që mekanizmat tonë mendorë mund t'i lëvizë nga opsesioni te prehja, nga mungesa e shpresës te krativiteti, nga frika te dashuria." (Dr. Jon Z. Borisenko)

Falënderimi është një nga meta-strategjitë më të suksesshme për të arritur lumturinë. Ai në fakt është një antitod për emocionet negative, duke neutralizuar zilinë, koprracinë, armiqësinë dhe frustrimin. Kur ne e ndiejmë falënderimin e sinqertë, është e pamundur të ndiejmë zemërimin, tërbimin depresionin, apo ndonjë emocion tjetër negativ. Për shkak të të ashtuquajturës përshtatje hedonike, ndjenja e lumturisë dhe e kënaqësisë me kalimin e kohës dobësohet, por falënderimi si një disiplinë jetësore e pengon përshtatjen hedonike. Hulumtimet shkencore tregojnë se njerëzit që e praktikojnë falënderimin si një disiplinë jetësore kanë një ndienjë më të madhe të kënaqësisë dhe lumturisë jetësore, janë më të prirë të tregojnë emocione pozitive, janë më optimistë dhe më shpirtërorë, më pak të drejtuar nga ana materiale, kanë më shumë energji, janë më të prirë për falje, shfaqin më shumë ndjeshmëri se njerëzit që e praktikojnë më pak dhe më rrallë falënderimin.

Sa më shumë që thellohemi në praktikën shpirtërore, e hapim një botë të tërë e të re, që deri atëherë ka qenë e fshehur prej nesh. Fitojmë përvoja të reja shpirtërore, dhe ato përvoja shpirtërore janë mënyrë e komunkimit të Zotit xh.sh. me ne.

### Besimi dhe falënderimi

Esenca e fesë është sakrifica dhe falënderimi/mirënjohja. Falënderimin është themeli i çdo virtyti. "Në qoftë se jeta është qëllimi i Universit, atëherë falënderimi (shukri) është qëllimi i jetës". (Bediuzzaman, Said Nursi). Kurani fillon me vargjet mbi mirënjohjen ndaj Zotit të Madhërishëm. Në shumë vende në Kuran përmendet mirënjohja si një zgjidhje që hap dyert e mëshirës së Zotit (xh.sh.). "Kur Zoti juaj njoftoi bindshëm: "Nëse falënderoni, unë do t'ju jap edhe më shumë; nëse ju jeni mosmirënjohës, dënimi Im me të vërtetë do të jetë i rreptë. (Ibrahim, 7). Ose ajeti: "Dhe

Ai ju dha gjithë atë që e kërkuat (që kërkoi nevoja juaj) dhe, edhe në qoftë se përpiqeni t'i numëroni të mirat e Allahut, nuk do të mund të arrini t'i përkufizoni (në numër). Vërtet njeriu është i padrejtë dhe shumë përbuzës." (14:34)

Allahu (xh.sh.) e krijoi njeriun, dhe tokën e qiellin i bëri për të. Në to krijoi gjithë të mirat e universit, si dhunti që njeriut t'i lehtësohet jeta në këtë botë. Krijoi edhe gjëra që ne nuk do të dinim t'i kërkonim, e nuk do të dinim edhe se a kemi nevojë për to.

Për ata që në zemër mbajnë vetëdijen e zgjuar mbi Zotin, i tërë mjedisi natyror dhe begatitë e tij tregojnë për praninë hyjnore dhe kujdesin e madh ndaj krijesave në botë. Edhe qielli edhe Toka, edhe Dielli e Hëna, edhe shirat dhe retë, edhe erërat edhe stinët e vitit, edhe dukuritë tjera të mëdha e të vogla në botë, e madje edhe ato që duken të parëndësishme, të tilla si frymëmarrja dhe frymënxjerrja e ajrit, në të vërtetë janë begati dhe përfitime të pallogaritshme, shenja dhe dëshmi të kujdesit gjithëpërfshirës hyjnor, e jo vetëm dukuri të thjeshta mekanike dhe trupa fizikë që rastësisht u gjeten në natyrë.

Ne duhet të mahnitemi nga bukuritë natyrore, nga sekretet e mëshirës. Çdo gjë, në të vërtetë, është fryt i dashurisë së Zotit (xh.sh.) ndaj njerëzve. Falënderimi është shenjë e fisnikërisë së shpirtit tonë, shenjë e pastërtisë së ndërgjegjes sonë, shenjë e modestisë dhe mirësisë. Ai, në fakt, është fryt i njohjes, që në jetën tonë nuk ka gjë që nuk na është dhënë. Ne jetojmë, për asrye se Zoti është i mirë!" Për këtë mirësi duhet t'I jemi gjithmonë mirënjohës. Falënderimi është përgjigje e zemrës sonë për dashurinë e Allahut (xh.sh.) ndaj nesh. Përgjigje me besim, me dashuri, përkushtim, jetë...

"Rregulli themelor në ecjen nëpër hapësirën e kësaj bote është që njeriu në takimin e tij me njerëzit dhe dukuritë (shfaqjet) më të ndryshme, gjithmonë të thotë: "Çfarë mësimi dëshiron t'më japë Zoti në këtë situatë?" Nuk dua këtu t'i sjell gjithë ajetet që theksojnë pikërisht se pyetja është mjeti ynë kryesor zhvillimor. Por, dëshiroj të potencoj rastin e djelmoshave të shpellës, të cilët fjetën në shpellë tre shekuj dhe pastaj u zgjuan. Pse u zgjuan pas 300 vitesh? A u zgjuan për të bërë ibadet, për të punuar, luftuar etj. Jo! U zgjuan për të ofruar përgjigje për kohën e re. E pyesnin njeri-tjetrin ku jemi. Pastaj se çfarë kishte ndodhur dhe sa kishin fjetur. Etj. "Ashtu i zgjuam ata, që të pyesin njëri-tjetrin." (El Kehf, 19)

Teologu dhe psikologu i njohur boshnjak, Edin Tule, thotë: "Më së shumti që kam frikë për ne, edhe pse i kemi sytë e shëndoshë nga ana anatomike, është se po na kalojnë me mijëra ajete/shenja të Allahut, të cilat



është dashur t'i vëmë re, t'i lexojmë drejt dhe t'i integrojmë në zhvillimin tonë. Ndoshta zemra ime qëmoti është e verbër, vetëm se nuk ka kush që të ma thotë këtë. Në qoftë se edhe disa gjëra i vërej, çka nëse unë jam një njeri me një sy në botën e të verbërve? Çka nëse ajeti vijues pikërisht më përshkruan mua? "Zoti im, përse më ngjall të verbër, kur unë kisha sy?" Ja pse i tha Allahu: "Ty të vinin argumentet Tona, por t'i harroje, ashtu që sot do të jesh ti i harruar."(Ta Ha, 125-126)

### Falënderimi ndaj Zotit të botëve

Në natyrën e pastër të shpirtrave njerëzorë është që ta duan dhe të lidhen për atë që u bën mirë (bamirësi), e bamirësinë më të plotë dhe më të madhe ndaj njerëzve e bën Zoti i tyre, Allahu i Madhëruar. Begatitë e Tij lëshohen, dhe me mirësinë e Tij i përfshijnë të gjithë banorët e planetit. Sikur të tuboheshin të gjithë njerëzit, nuk do të ishin në gjendje t'i numëronin begatitë me të cilat i furnizon Allahu i Gjithëfuqishëm:

"Sikur t'i numëronit begatitë e Allahut, nuk do të

mundnit ta bënit. Njeriu, në të vërtetë është i padrejtë dhe jofalendërues." (Ibrahim, 34) Ose ajeti tjetër:

"Thuaj: "Sikur të ishte deti ngjyrë për t'i shkruar fjalët e Zotit tim, deti (uji i tij) do të shterej para se të përfundojnë fjalët e Zotit tim, e edhe sikur të sillnim shtesë edhe një si ai (det)."

Subhanallah! Gjithë ato gjëra që nuk janë thënë, që pritet t'i zbulojmë, t'i njohim këtu në këtë botë, dhe çka na pret në Xhenet, në formë të informacioneve të vlefshme, të freskëta dhe të ëmbla!

### Esenca e falënderimit

Ibën El Kajimi thotë: "Esenca e falënderimit ndaj Allahut, si një formë e nënshtrimit ndaj Tij, është që gjurmët e begatisë (mirësisë) të shihen në të folurit e robit të Allahut në kuptim të pranimit dhe falënderimit, në zemër në formë të përkujtimit dhe dashurisë, dhe në trup në formë të nënshtrimit dhe dorëzimit. Nganjëherë fjalët e falënderimit kalojnë nëpër gjuhën tonë, por nuk janë argument që kemi falënderuar, edhe pse ato fjalë vijnë nga thellësia e zemrës dhe shpirtit të njeriu. Fjalët e shprehura nga gjuha duhet të kalojnë nëpër disa etapa dhe procese, për të qenë të plota dhe të pranuara nga I Lartmadhërishmi. Para së gjithash, ajo duhet të zë fill në mendjen e njeriut (procesi i të menduarit), pastaj nga aty duhet të përcillet në zemër (laboratorin e zemrës), për t'iu nënshtruar procesit të ngrohjes, emocionimit dhe gjallërimit, dhe pastaj nga zemra të përcillet në aparatin vokal në formë të fjalës së shprehur dhe, në fund, duke u manifestuar në jetën e njeriut, të dalë në formë të veprës dhe zbatimit praktik.

A keni menduar ndonjëherë për mënyrën se si duhet të jemi mirënjohës ndaj këtyre begative? Falënderimi ndaj Allahut të Madhërishëm nuk shprehet vetëm me fjalë. Për secilën begati do të duhej falënderim në mënyrë të veçantë. Për secilën begati ka mirënjohje të veçantë. Kjo mund të bëhet nëse begatitë e dhuruara të Zotit i vëmë në shërbim të rrugës së Tij, në shërbim të së mirës së përgjithshme dhe paqes globale.

Mendja është një begati/dhuratë, ndër dhuratat më të mëdha, e falënderimi për të është të menduarit. Zemra është një begati, të jesh i dashur ndaj njerëzve të tjerë është mirënjohja e zemrës. Kurani është një dhuratë/begati, ta lexosh dhe ta kuptosh atë, ta organizosh jetën tënde në pajtim me urdhrat dhe ndalesat e tij është falënderimi për të. Të përvetësuarit e diturisë është një begati, e të veprosh sipas asaj diturie dhe ta bartësh edhe te të tjerët është falënderim për të. Të fitosh pasuri është po ashtu një begati, por ta japësh zeqatin dhe sdakanë është falënderim për të. Syri është një begati, e



të mos i shohësh gabimet e besimtarëve dhe të njerëzve përreth teje është falënderim për të. Të dëgjuarit është një dhuratë, por të mos i dëgjosh prononcimet e këqija të njerëzve është falënderim për të. Shëndeti është një dhuratë, e ibadetet e ndryshme si: namazi, duaja, dhikri, agjërimi etj., janë falënderim për të.

O njeri, qëndro duke përkujtuar të mirat që t'i dha Allahu (xh.sh.), e mos u bëj i verbër dhe i shurdhër, se sado që t'ia lësh harresës begatitë e Tij, dhe t'ua kthesh atyre shpinën, ato do të të vijnë pas e do të të mbulojnë nga maja e kokës deri te gishtërinjtë e këmbës. Qëndro, pra, besnik i vërtetë, e mos i moho të mirat e Tij të panumërta!

1. Edin Tule, Socio-Psiholoske dimenzije Kur'ana, Sarajevë – 2010. 2. Edin Tule, Pozitivna Zajednica, Sarejevë 2015. 3. www.al-islam.de/. 4. www.islam-pedia.de. 5. www.islam-iznutra.com. 6. www.psihologija-blog.com/. 7. www.promente.hr/. 8. www.rastimougospodinu.com/. 9. www.vitallove.net/. 10. www.minber.ba/. 11. www.spiritualresearchfoundation.org/. 12. www.ditib.de/detail. 13. www.portalomanija.com/. 14. www.lovesensa.rs. 15. www.monajo.de.

**Rifet Shahinoviç**

# Ruhu dhe nefsi në Kuran



Fenomeni i shpirtit ka preokupuar shumë dijetarë. Janë shkruar shumë vepra nga pikëpamje të shumta. Duke marrë parasysh faktin se shpirti bën pjesë ndër temat eskatologjike (të gajbit), shqyrtimi njerëzor ka qenë gjithnjë i kufizuar. Si substancë jashtëshqisore, transhendentale, ai i shmanget arsyes njerëzore, edhe pse të gjithë jemi të vetëdijshëm se shpirti është gjithmonë me ne. Sikurse me rastin e lindjes njeriu jep shenja jete, po dhe shenja të pranisë së shpirtit, po ashtu edhe me rastin e vdekjes, shpirti e lëshon trupin dhe i kthehet Krijuesit të tij, e pastaj zemra brenda pak kohe pushon kurse trupi bëhet i pajetë.

### Ç'është shpirti?

Në Kuran theksohet se Allahu i Madhërishëm i ka dhënë në trupin e Ademit Ruhin e Tij dhe kështu Ademi a.s. u bë i gjallë: "Kur t'i jap formën dhe t'i fryj prej shpirtit Tim, ju t'i përuleni atij në sexhde". (El Hixhr, 29). Dhënia e shpirtit të Zotit te njeriu është metaforë e qartë për dhuratën e Tij për njeriun me jetë dhe vetëdije, domethënë me shpirt, sikur e komentoi M. Asadi në Tefsirin e tij. Në hadithin e njohur nga Ibën Mesudi, theksohet se krijimi i njeriut në barkun e nënës zhvillohet duke qenë 40 ditë në gjendje sperme (nutfeh), pastaj po për aq gjak i ngjizur (aleka), dhe po për aq copë mishi (mudgah). Pastaj vjen meleku, të cilin e dërgon Allahu dhe ia jep shpirtin njeriut. Dijetarët islamë shpirtin e kanë përkufizuar në mënyra të ndryshme. Imam El Gazaliu shpirtin e përkufizon si trup të rafinuar, të stërholluar, i cili ka potencial të mësojë dhe të njohë, dhe gjendet te njeriu. Është një krijesë e jashtëzakonshme e Zotit, thelbin e së cilës shumica e mendjeve nuk mund ta kuptojnë. Pak a shumë, kështu e përkufizon shpirtin edhe dijetari Seid Hava, në veprën e tij "Edukimi ynë frymor". Autori i mirënjohur boshnjak Mehmed Hanxhiç mendon se shpirti është trup i mirë, i cili shtrihet nëpër të gjitha atomet e trupit, si lëngu i lules në të gjitha pjesët e saj. Mehmed Hanxhiç mendon se shpirti është i krijuar (*halk*) dhe është sajuar (*jekun*), sikurse të gjitha krijesat e tjera. Megjithatë, ai do të qëndrojë përgjithmonë. Edhe pse shpirti do të vdesë, vdekja e tij do të thotë ndërprerja e jetës me trupin dhe jo diçka tjetër. Filozofët myslimanë kanë diskutuar gjallërisht për shpirtin, dhe shumica e tyre kanë qenë nën ndikimin e neoplatonizmit, dhe sidomos të analizës psikologjike aristoteliane të nefsit. Normalisht, ka pasur edhe diskutime e kontestime. Këto kontestime vënë në dukje, por edhe dëshmojnë, kufizimin dhe paaftësinë e dijes njerëzore për të njohur shpirtin, për shkak të dijes së vogël që posedon njeriu. Kështu, Ibën Hazmi përdor pandërprerë fjalët nefs dhe ruh për shpirtin njerëzor. Ai refuzon të gjitha pikëpamjet e atyre që mendojnë për shpërnguljen e shpirtrave. Ai i refuzon qëndrimet e disa esharitëve për krijimin e pandërprerë të sërishëm të ruhut. Ai mëson se Allahu ka krijuar *ruhat* (shpirtrat) e të gjithë pasardhësve të Ademit para se të ishin urdhëruar melekët që t'i futin në embrionet, dhe se ata gjenden në qiellin më të afërt.

Mësimi i Shehrestanit për shpirtin manifeston besnikërisht mësimet e Ihvanus-safasë, të cilat sqarojnë se njeriu është tërësi e përbërë nga trupi material e nefsi frymor, dhe se subtanca e nefsit rrjedh nga sferat (*el eflak*). Përshkrimi i tij i natyrës së njeriut me tre shpirtra (bimor, shtazor dhe njerëzor), secili me bazamentin, nevojën dhe fuqinë e vet, i përngjan përshkrimit të Ihvanus-safasë. Rraziu refuzon pikëpamjen e filozofëve - se nefsi është substancë e cila nuk është trup dhe se është jotrupor. Sipas Ibën Sinait, ekzistojnë dy forma të shpirtit: qiellore dhe tokësore. Shpirti tokësor ndahet në tre grupe: vegjetativ, animal dhe human. Për të shpirti, në të gjitha format e tij, është përkryerje primare për trupin natyror, sepse përkryerja është njëmendësi që gjininë njerëzore e nxjerr nga paqartësia dhe e formon llojin me individualitet dhe identitet në botën e jashtme. Dëshmia për ekzistimin e shpirtit, sipas Ibën Sinait, është në ndryshueshmërinë e trupit dhe të organeve të tij. Me fjalë të tjera, në fiziologji është dëshmuar se te njeriu, pas njëzet vjetësh, nuk ka

mbetur asgjë nga ato që ishin në fillim. Mirëpo njeriu e pranon se gjatë kësaj kohe qenësia (thelbi) ka mbetur i pandryshueshëm. "Kjo nuk mund të jetë asgjë tjetër përveçse shpirti", do të thoshte Ibën Sinai. Është interesante se Imam El Xhevziu thekson rezymetë për të cilat kelamistët kanë diskutuar, dhe përgënjeshtron argumentet e tyre. Kështu, ai thekson 116 dëshmi për trupësinë e ruhut, 22 përgënjeshtrime të argumenteve të kundërta dhe 22 përgënjeshtrime të vërejtjeve. Janë interesante shqyrtimet e tij për çështjen e krijimit dhe të pritjes së ruhave në Ezel, kur kanë thënë kalu bela, dhe për raportet e termave ruh dhe nefs etj. Në pajtim me qëndrimin kuranor se neve na është dhënë pak dituri për shpirtin, dhe se shpirti është kategori mbishqisore dhe i përket gajbit, Xhevziu thekson se Ibën Abasi nuk kishte dashur të komentonte katër çështje: rekim – shprehja që tekstualisht do të thotë 'pllaka me mbishkrim' (El Kehf , 9); gislin – shprehja e përdorur në suren El Hakah, 36; pastaj ruh-un dhe thënien e Zotit "Ai ka vënë në shërbimin tuaj çfarë gjendet në qiej dhe në Tokë, të gjitha janë prej Tij....". (El Xhathije,13).

### Përdorimi i termit ruh dhe nefs në Kuran

Ruh në Kuran përmendet në shumë kuptime. Një kuptim është Shpallja, sepse me të arrihet jeta e zemrës dhe shpirtit (Esh Shura, 52). Me ruh përcaktohet forca me të cilën përkrahen disa robër besnikë (El Muxhadele, 22). Termi kuranor (Er Rruhul-emin) ka të bëjë me Xhibrilin (Esh-Shuara, 193 dhe En Nahl, 102). Kur theksohet në Kuran karakteri i pastër njerëzor i Isait dhe përgënjeshtrohet besimi në hyjninë e tij, theksohet se Isai, sikur të gjitha qeniet njerëzore, ka qenë "(ruhun minhu) shpirt i krijuar nga Ai" (En Nisa, 171). Me këtë shprehje dëshirohet të thuhet se me emrin e Zotit në të u gjend edhe shpirti (ruh). Prandaj ruh përdoret në kuptimin e tij parësor "fryma e jetës" dhe "shpirt". Në Kuran përmendet ai evolucioni i përsëritur përherë i embrionit njerëzor (Es Sexhde, 9; El Haxhxh, 5), krijimi i njeriut nga argjila (min tin), pastaj nga esenca e ujit të... (min main mehin). Pas formësimit në pajtim me atë që është përcaktuar jepet/futet Ruhu i Tij / (ve nefeha min ruhihi). Ky është ai ruhu për të cilin patën shtruar pyetje hebraikët, kur morën përgjigje se ai është "një nga çështjet e Zotit". (El Isra, 85).

Për shpirtin njerëzor është përdorur termi nefs. Gjithashtu, me shprehjen nefs përcaktohet vetëm shpirti/ruhu (LXXXIX, 27; VI, 93; XII, 53). Nga ana tjetër, Xhevziu thekson se shprehja ruh nuk përdoret asnjëherë për trupin, as për vetë atë, as për të shënuar bashkësinë e tij me nefsin. Ruh (shpirti) është quajtur ashtu sepse me këtë ngjallet trupi. Nisur nga kjo, edhe era (fryma) është quajtur "rih", sepse me të arrihet jeta. Shpallja është quajtur frymë, shpirt (ruh), meqë me të arrihet jetë e dobishme, sepse jeta e njeriut pa të është krejt e padobishme. Edhe nefsi quhet ruh, meqë jeton falë atij. Nefs është quajtur, thotë Xhevziu, ose për shkak se është diçka shumë e vlefshme, e shtrenjtë dhe e çmueshme, ose për shkak të frymënxjerrjes të diçkaje, d.m.th. për shkak të frymënxjerrjes dhe frymëmarrjes së shpeshtë. Krahas kësaj, me shprehjen nefs në Kuran shënohet qenia në tërësinë e saj (XXIV:61, LXXIV:38). Një grup dijetarësh konsiderojnë se ruhu është diçka tjetër nga nefsi. Kështu, Mukatil bin Sulejman thotë: "Njeriu ka jetën, ruhun e nefsin dhe, kur fle nefsi i tij, me të cilin i percepton gjërat, del, po nuk largohet nga trupi, veçse del sikurse një fije e zgjatur që ka shiritin e saj; njeriu me këtë nefs që del nga ai sheh ëndrra, derisa jeta dhe ruhu për atë kohë mbeten në trupin që kështu merr frymë dhe rrotullohet. Kur të lëkundet njeriu, nefsi i kthehet atij më shpejt se kapsallitja e syrit, ndërsa kur Allahu dëshiron ta vdesë njeriun në gjumë, Ai e mban këtë nefs që ka dalë".

### Tre apo një shpirt

Kurani përmend tre lloje shpirtrash: shpirtin e qetë – (*nefsul-mutmainah*), shpirtin qortues - (*nefsul-levamah*) dhe shpirtin me prirje nga e keqja - (*nefsu emareti bissui*). Te disa dijetarë mund të hasim qëndrimin se njeriu i ka të tre shpirtrat. Sipas Xhevziut, bëhet fjalë për një shpirt që ka disa cilësi, dhe duke pasur parasysh çdo cilësi veç e veç edhe quhet sipas emërtimit të cilësive. Shpirt i qetë, thotë Xhevziu, quhet sepse ai është i qetë pranë Krijuesit të vet në adhurimin e Atij. Qetësimi i shpirtit njerëzor ose kërkimi i qetësimit të tij pranë çfarëdo gjëje tjetër jashtë qetësimit pranë Krijuesit të tij është vetëm mashtrim. Gjithashtu mbështetja e tij në diçka tjetër përveç tek Allahu është dobësi njerëzore. "Nëse njeriu prehjen e tij do ta kërkonte madje edhe në dijen ose në veprat e tij, Allahu këtë do t'ia marrë dhe do ta privojë nga kjo", thotë Xhevziu. Ç'do të thotë kjo qetësi, e cila është rezultat i shpirtit me këtë emër, - këtë na e dëfton ngushtësia dhe parehatia që bart në vete mëkati. Kështu, nëse mëkatari do ta hulumtonte zemrën e tij, do të gjente se ajo ka shumë frika, s'ka qetësi dhe ka ngushtime. Këto frika tona nuk janë të dukshme për ne vetëm për shkak se i mbulon joshja e epshit dhe nga neglizhenca për shkak të mëkatimit tonë. Çdo epsh tjetër posedon joshjen e tij, e cila është më e fuqishme se joshja që ka vera. Së këndejmi mund të shohim se si ata të joshurit nga pasioni bëjnë diçka që nuk e bën ai që

është i dehur nga vera. Pendimi besimtarit i sjell qetësi, që është ekuivalente me ngushtësinë dhe mungesën e qetësisë që bart në vete mëkati. Që ta ofrojë kuptimin e shpirtit të qetësuar dhe të kënaqur, Xhevziu thekson se Allahu xh.sh., çdo organi të njeriut i ka përcaktuar përsosurinë e tij dhe optimumin e tij. Kështu, optimumi i zemrës së tij, respektivisht, kënaqësia dhe drita e shpirtrave qëndron në njohjen dhe udhëzimin tonë për Krijuesin tonë. Shpirtrat tanë nuk mund të arrijnë qetësinë në asnjë mënyrë, qoftë të fitojnë tërë botën dhe të aftësohen me tërë dituritë e saj, përveçse duke u bërë Allahu synimi i fundit i përpjekjeve tona.

Në këtë kontekst janë fjalët e Ibën Abasit, se shpirti i qetësuar është ai që i është përkushtuar sinqerisht Allahut. Shpirti i tillë, në qetësinë dhe kënaqësinë e vet, është më largpamës. Ai i sheh dhe i ndien më mirë begatitë e Allahut, e këto janë begatitë, që nga vendosja në mitrën e nënës së tij e deri në çastin e sotëm. Begatia më e vogël nga të gjitha këto, është frymëmarrja jonë, sepse Allahu me frymëmarrjen çdo ditë na jep njëzet e katër mijë dhurata. Sikur Ai që na i ka dhuruar këto mirësi, thotë Xhevziu, të kërkonte nga njeriu që vetëm për një prej tyre të jepte llogari, vetëm për atë do t'i shkonin të gjitha veprat e tij. Shpirti qortues është ai me të cilin betohet Allahu i Madhërishëm: "Betohem në shpirtin qortues!" (El Kijame, 2). Sipas disave, ky është ai shpirti që nuk ruan një gjendje (shprehja televum domethënë hamendje, pavendosmëri, nga e cila rrjedh se ky është shpirti që është mjaft i ndryshueshëm). Të tjerët thonë se ka të bëjë me shpirtin e besimtarit (emri levm domethënë qortim, vërejtje), se kjo është një nga cilësitë e tij imanente. Kështu, thonë se ky është shpirti i besimtarit, që më përpara e ka çuar në mëkat e pastaj ka filluar ta qortojë për këtë. Ky qortim është rezultat i besimit, në dallim prej fatkeqit, që s'e qorton veten.

Më në fund, shpirti që ka prirje nga e keqja. Është shpirti që imponon veprimin e çdo të keqeje që rezulton nga vetë karakteri i tij.

Shpirti që ka prirje nga e keqja, është në pozitë të kundërt me shpirtin e qetësuar, dhe për çdo të mirë që nxit i pari, ky i dyti ia kthen me të keqe ekuivalente për t'ia prishur atë të mirë. Ky shpirt i tmerrshëm është në gjendje të magjepsë arsyen dhe zemrën e njeriut dhe, edhe të vërtetën më të qartë ta paraqesë në vështrim të përbuzur. Për këtë arsye njeriut i është lënë mundësia që të kontrollojë shpirtin/nefsin e tij, sepse ai mund të ecë kësaj dhe asaj rruge. Shembulli i Zulejhasë, shpirti i së cilës nuk arriti t'i shmangej bukurisë së Jusufit, është shembulli i pamundësisë së kontrollimit të shpirtit. Ajo madje nuk e arsyeton nefsin e saj, sepse shpirti i saj e dëshiron Jusufin, dhe ajo nuk arriti të përmbante pasionin e saj. Ky shpirt i pasionuar është me prirje nga e keqja.

Fare shkurt, vëmendjen tonë do ta orientojmë në tekstin e sures Esh Shems. Nëse analizojmë më me kujdes betimet në suren Esh Shems, mund të hetojmë qëllimin e betimit në theksimin e qëndrimit të dyfishtë të njeriut ndaj shpirtit të tij ose ndaj vetes, në varësi nga perceptimi ynë i domethënies së nocionit shpirt. Allahu i Madhëruar e ka krijuar shpirtin që të mund të zgjedhë të mirën ose të keqen, që të mund të ecë rrugës së drejtë ose të shtrembër. Është mjaft interesante të ndiqet në suren e përmendur, polariteti i objekteve me të cilat Allahu xh.sh. betohet (Dielli dhe Hëna, dita dhe nata, qielli dhe Toka), përkundrejt Njëshmërisë së Zotit. Shpirti/nefsi, që është objekt i betimit, nuk ka polaritet në suren e përmendur, po ka dualizëm të frymëzimit. Nga hadithi mund të shihet se meleku është shoqërues i shpirtit të qetësuar, ndërsa shejtani është shoqërues i shpirtit që ka prirje nga e keqja. Me fjalë të tjera, shpirti i Ademit a.s. kishte shprehur këtë polaritet të synimeve, sepse synimi i Ademit për t'iu afruar drurit që ishte i ndaluar, simbolizon lirinë, që nga qenia e pastër instinktive njeriun e shndërron në qenie të plotë e të pavarur që njohim ne. Në të vërtetë kjo ndodhi, e quajtëm ne Rënie apo Dalje nga Xheneti, njëlloj, është domethënë e një shkallë të re të zhvillimit njerëzor, hapje e dyerve të përsiatjeve morale. Këtë e themi nga





shkaku se, pa marrë parasysh se si e kuptojmë shpirtin, si material apo vetëm si substancë shpirtërore, e identifikuam apo jo ruhun ose nefsin, dallimet në gjendjet e shpirtrave vijnë me cilësitë e tyre të ndryshme. Kur shpirti vjen në gjendjen e orientimit drejt afërsisë së Allahut, atëherë, ai që ka arritur qetësinë e brendshme merr emërtimin (mutmeineh) - i qetësuar. Nëse vjen në gjendjen e orientimit të plotë drejt natyrës njerëzore, atëherë e merr emërtimin (emareh) - shpirt i pasionuar, i cili është i prirë nga e keqja, dhe njeriun e shpie nga e keqja. Qëllimi dhe synimi i jetës së besimtarit është ta pastrojë mirë shpirtin e tij nga nevojat për të kundërshtuar Allahun xh.sh. Këtë sukses Ai e garanton duke u betuar në shtatë gjëra të përmendura. Në të kundërtën, do të jemi të humbur. Sikurse që i Madhërishmi, në suren e përmendur, betohet në polaritetin e objekteve (dita-nata, Toka-qelli, Dielli-Hëna), po ashtu ekzistojnë edhe polaritetet e veçorive njerëzore (i kënaqur - i pakënaqur, kursim - egoizëm, i mirë - i keq, hallall - haram etj.). Pikërisht në mënyrën e polaritetit të veçorive që mund të gjenden te njeriu, Xhevziu shpjegon gjendjet e ndryshme të shpirtrave. Do të theksojmë edhe dallimin ndërmjet kursimit dhe egoizmit.

Kursimi është virtyt i lavdëruar, që lind nga dy virtyte të tjera të karakterit – nga baraspesha dhe urtësia. Me baraspeshim gjendet kriteri i mosdhënies dhe dhënies, kurse me urtësi secila nga këto të dyja vendoset në vendin e tyre përkatës, të cilit i përket. Dhe kështu, nga kjo lind kursimi në raportin në mes dy skajshmërive të qortuara. Nga ana tjetër, egoizmi është ves i qortuar karakteri. Ai lind nga të menduarit negativ dhe nga dobësia e shpirtit (nefs), dhe si plotësim e nxit frikësimi i shejtanit derisa njeriu të mos bëhet i shqetësuar në kuptimin që ndaj diçkaje të fillojë të dridhet, kurse ndaj diçkaje të fillojë të bëhet i pangopshëm, ngase rezulton pengesa për ta konsumuar atë; frika që të mos mbetet pa të, siç e edhe Allahu i Madhërishëm:“Vërtet që njeriu është krijuar i paqëndrueshëm: kur e godet e keqja ai ligështohet fort, por kur i bie e mira ai bëhet koprrac”. (El Mearixh, 19-21). Në të njëjtën mënyrë, me polaritetin e veçorive që mund të gjenden në shpirtin njerëzor, si e ka bërë këtë Xhevziu, mund t’i shpjegojmë veçoritë e shpirtrave për një kohë gjatë.

Përktheu: Nexhat Ibrahimi, Burimi: Rifet Šahinović, Ruh i nefs u Kuranu, në: www.preporod.com

# Koherenca strukturore e Kuranit



**Kurani është një libër tepër unik sa i takon organizimit të tij strukturor. Suret nuk janë të renditura sipas rendit kronologjik apo tematikave të trajtuara. Madje edhe brenda vetë sureve të veçanta mund të hasen shumë tema, trajtimi i të cilave kalon në mënyrë të shpejtë nga njëra te tjetra, për t'iu kthyer sërish temave nga e para.**

Në pamje të parë një strukture të tillë unike mund të duket sikur i mungon koherenca dhe lidhja e brendshme. Mirëpo kërkimet e bëra kohët e fundit kanë zbuluar një koherencë të sofistikuar strukturore në Kuran, e njohur si struktura unazore.

Struktura unazore është shpjeguar nga Mary Douglas, në librin e saj "Thinking in Circles: An Essay on Ring Composition". Në këto lloj strukturash duhet të kenë përputhje ndërmjet fillimit dhe fundit. Në këtë rast, struktura është një lloj rrethi apo pasqyrimi. Kuptimi kryesor i tekstit vendoset në qendër. Gjysma e dytë pasqyron të parën, sipas rendit të kundërt. P.sh.: A, B, C, D, C', B', A'.



Përputhja zakonisht përfshin përsëritjen e një fjale a fraze të goditur apo të dukshme, dhe ekzistencën e një lidhjeje të qartë tematike ndërmjet dy pjesëve. Përputhja shërben për të plotësuar rrethin dhe për ta përmbyllur atë. Gjithashtu pjesët e brendshme – brendapërbrenda unazës - duhet të përputhen me njëra-tjetrën. E thënë me fjalë të tjera, struktura unazore është si të vendosësh një pasqyrë në mes, çka do të thotë se ajo që përmendet në gjysmën e parë, do të shërbejë si subjekt i pasqyruar në gjysmën e dytë.

Le të marrim si shembull suren El Bekare, suren më të gjatë të Kuranit, e cila ka zbritur në një hark kohor prej më shumë se nëntë vitesh. Ajo përbëhet nga 286 ajete, dhe mund të ndahet në nëntë pjesë kryesore, sipas tematikave apo subjekteve që parashtrohen në to (në kllapa jepen numrat e citateve):

A. Besimi përballë mohimit (1 – 20).
-- B. Krijimi dhe dija e Allahut (21 – 39).
--- C. Përcjellja e urdhëresave te Bijtë e Izraelit (40 – 103).
---- D. Sprovat e Ibrahimit (104 – 141).
----- E. Qabeja bëhet kibla e re (142 – 152).
---- D'. Sprovat e myslimanëve (153 – 177).
--- C'. Përcjellja e sheriatit te myslimanët (178 – 253).
-- B'. Krijimi dhe dija e Allahut (254 – 284).

**A'. Besimi përballë mohimit (285 – 286).**

Është e rëndësishme të thuhet se mesi i sures El Bekare, që përkon me ajetin 143 të saj, përmend një pikë kthese kyçe për myslimanët:

"Ne ju kemi bërë një bashkësi të mesme, që të jini dëshmitarë për njerëzit dhe që i Dërguari të jetë dëshmitar për ju. Ne nuk e caktuam kiblën nga ktheheshe për tjetër arsye, përveçse për t'i dalluar ata që i shkojnë pas të Dërguarit nga ata që kthehen duke vënë majat e këmbëve nga thembrat. Kjo provë ishte vërtet e rëndë, por jo për ata që Allahu i udhëzoi." (El Bekare, 143).

Kjo pikë kthese ishte ndërrimi i kiblës nga Jeruzalemi drejt Mekës. Kjo ishte një sprovë e madhe për besimtarët. Përmendjen e kësaj kthese të rëndësishme e gjejmë saktësisht në mesin e kësaj sureje të Kuranit. Për

më tepër, ky ajet e përmban madje edhe fjalën "mes"!

Edhe Ajeti Kursij, ajeti 255 i sures El Bekare, shfaq po ashtu një strukturë unazore:

اللَّـهُ لَا إِلَـٰهَ إِلَّا هُوَ الْحَيُّ الْقَيُّومُ لَا تَأْخُذُهُ سِنَةٌ وَلَا نَوْمٌ لَّهُ مَا فِي السَّمَاوَاتِ وَمَا فِي الْأَرْضِ مَن ذَا الَّذِي يَشْفَعُ عِندَهُ إِلَّا بِإِذْنِهِ يَعْلَمُ مَا بَيْنَ أَيْدِيهِمْ وَمَا خَلْفَهُمْ وَلَا يُحِيطُونَ بِشَيْءٍ مِّنْ عِلْمِهِ إِلَّا بِمَا شَاءَ وَسِعَ كُرْسِيُّهُ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضَ وَلَا يَئُودُهُ حِفْظُهُمَا وَهُوَ الْعَلِيُّ الْعَظِيمُ ﴿٢٥٥﴾



A. "Allahu, nuk ka zot veç Tij, është I Gjalli, Mbajtës i gjithçkaje.

- B. Atë nuk e kaplon as dremitja dhe as gjumi.

-- C. Atij i përket çfarë ka në qiej dhe në tokë.

--- D. Kush mund të ndërmjetësojë tek Ai, përveçse me lejen e Tij?

---- E. Ai e di çfarë ka përpara dhe pas tyre.

---- D'. Ata nuk përfshijnë asgjë prej dijes së Tij, përveç asaj që dëshiron Ai.

--- C'. Froni i Tij shtrihet mbi qiejt dhe Tokën.

-- B'. Mbrojtja e tyre nuk e lodh Atë

A'. Dhe Ai është I Larti, Madhështori." (El Bekare, 255)

**Vini re!**

Mesi i ajetit Kursij përmend fjalët "përpara" dhe "pas", që sërish mund të jetë një tjetër aludim i pasqyrimit, i cili është karakteristikë e strukturës unazore.

Raymond Farrin, autor i punimit "Surat Al Baqarah A Structural Analysis", arrin në këtë përfundim në lidhje me strukturën unazore të sures El Bekare:

"Në të vërtetë kjo sure shpalos një pafundësi të mahnitshme kompozimi. Siç e kemi parë, ajo është e rregulluar në mënyrë të përpiktë e të ndërthurur, në përputhje me parimet e strukturës unazore; madje edhe gjatësitë e pjesëve harmonizohen në mënyrë të përsosur me gjithë skemën. Për më tepër, struktura e përpiktë shërben si një udhërrëfyes, duke nxjerrë në pah temat kyçe në sure. Sipas logjikës së strukturës, këto ndeshen në qendrat e unazave të veçanta, dhe sidomos në qendër të krejt sures. Po në qendër të saj jepen udhëzimet përkatëse për t'u drejtuar nga Meka, çka përfaqëson një provë besimi, si dhe bëhet identifikimi i myslimanëve si një bashkësi e re dhe e mesme."

Duke pasur parasysh kohëzgjatjen e zbritjes së Kuranit, do pritej që struktura e tij të ishte e çrregullt. Mirëpo një përshtypje e tillë nxjerr në pah pamjaftueshmërinë e depërtimit në strukturën e sofistikuar të Kuranit. Pas analizimit të thellë të thurjes së tij, shohim se Kurani shfaq një strukturë mahnitëse. Duke marrë në konsideratë faktin se Pejgamberi Muhamed a.s. nuk dinte shkrim e lexim, dhe nuk njihej as si poet e as si njeri i letrave, është qartazi e pamundur që ai ta ketë projektuar vetë një strukturë të tillë. Kjo është një provë e pakundërshtueshme që vërteton se burimi i Kuranit është Zoti i Plotfuqishëm.

*Përktheu: Klodıana Ismajlaj*

*Burimi: http://www.islam21c.com/.../ring-theory-the-qurans-structur.../...*

*www.islam21c.com ISLAM21C.COM*



Ma. Sc. Besnik Murati

# Shteti i së drejtës (1)

Shtetit i së drejtës është njëri ndër faktorët kryesorë në implementimin dhe rregullimin e sundimit të së drejtës në raportin mes shtetit dhe shtetaseve të tij. Shteti i së drejtës është produkt i shumë aktorëve në vend, duke përfshirë ligjet, individin, shoqërinë, sistemin politik, ndarjen e pushteteve, të drejtat e njeriut, shoqërinë civile, raportet në mes të së drejtës dhe individit, si dhe raportet individ-shtet. Karakteristikat që e dallojnë shtetin e së drejtës nga shtetet joligjore dhe jodemokratike, janë kryesisht nga rëndësia që e bëjnë të dallohet në aspektin qeverisës. Ndarja e pushteteve dhe rëndësia që ka në shtetin e së drejtës, në krijimin e baraspeshës në mes institucioneve dhe kontrollit në mes tyre, sundimi i ligjit etj, janë ndër bazamentet më të rëndësishme në funksionimin e shtetit të së drejtës. Ky punim trajton shtetin e së drejtës, rëndësinë e funksionimit të shtetit mbi baza ligjore, të drejtat në relacion me shtetin e së drejtës, karakteristikat e shtetit të së drejtës, ndarjen e pushteteve dhe konceptet bazë të shtetit ligjor. Raporti midis ligjit dhe shtetit duhet të jetë në funksion të shtetit të së drejtës, si edhe respektimi dhe zbatimi i ligjit nga çdo individ në shoqëri.

## Shteti i së drejtës

Shteti i së drejtës përmbledh segmente të ndryshme, që udhëhiqen duke u mbështetur në rregulla me bazë homogjene. Shtetit luan rolin e një arbitri që përmes rregullave dhe sanksioneve ka për detyre të krijojë këtë produkt. Ligji është mjeti që bën efikas normat e etikes.[1] Ligjet duhet të jenë të qarta, të qëndrueshme dhe të aplikuara në mënyrë të barabartë, në mbrojtjen e të drejtave themelore, duke përfshirë sigurimin e personave dhe pronës.[2] Kjo nënkupton barazinë e të gjithëve para ligjit, "pra njeriu duhet t'u nënshtrohet rregullave dhe dispozitave ligjore, sepse si të tilla i përkasin rendit juridik dhe kanë për bazë jetën më të





mirë të vetë atij dhe gjithë qytetarëve të tjerë, dhe po ashtu janë krijim i shoqërisë."[3] Ligjet përbejnë lidhjen e domosdoshme që rrjedh nga natyra e sendeve ku të gjitha qeniet kanë ligjet e tyre. Ashtu siç Perëndia ka ligjet e Veta, edhe bota materiale ka ligjet e veta, qeniet e epërme kanë ligjet e tyre, shtazët kanë ligjet e tyre, e ashtu dhe njerëzit kanë ligjet e tyre.[4]

Për të kuptuar shtetin e së drejtës në një vend, duhet analizuar sistemet juridike të vendeve që dallojnë me sisteme të qëndrueshme juridike. Në shumë shtete ligjet e mira dhe një shtet i mirëfilltë juridik, në cilëndo formë qoftë, nuk do të mund të konstituohej pa u mbështetur në të drejtën dhe liritë elementare të njeriut. Thelbi i ligjit duhet të jetë qëllimi për të mbrojtur dhe për të zhvilluar lirinë. Nën pushtetin e ligjeve liria e njerëzve qëndron tek ekzistenca e një rregulli të qëndrueshëm. Tejkalimi i këtij rregulli i bën njerëzit të humbasin lirinë, sepse po shkele legjislacionin atëherë duhet t'i nënshtrohesh sanksioneve, dhe si rrjedhojë të humbasësh lirinë.[5]

Brenda çdo shteti gjenden disa grupe normash që drejtohen nga sektorë të veçantë. Të gjitha këto norma, kur të marrin formën e përhershme në rregullimin e këtyre marrëdhënieve në shoqëri, emërohen si institucione.[6] Ka raste kur disa institute rregullohen nga një frymëzim bazë, si p.sh.: në qendër të këtyre gjendet një vizion i përgjithshëm dhe i përbashkët i shoqërisë, sikurse qarkullimi i lirë juridik i mallrave dhe personave, pra parimi i liberalizmit të ekonomisë së tregut dhe njohja e lirisë personale.[7]

Nga kjo rezulton se nuk preferohet të ketë një mendësi dhe model të vetëm të mundshëm e që do të mund të zbatohej në formën e vet burimore, pa adaptime të hollësishme të kushteve dhe rrethanave specifike të vendit që e implementon. Karakteristikë e përbashkët e të gjitha normave juridike në çdo shtet të së drejtës është se ato përcaktohen dhe mbrohen nga shteti.

**Marrëdhëniet e së drejtës**

Dashuria për barazinë në një sistem demokratik e kufizon ambicien në një dëshirë të vetme, pikërisht në dëshirën për të kryer shërbimet më sublime të mundshme ndaj atdheut. Por jo të gjithë shtetasit janë në gjendje të kryejnë të njëjtat shërbime kundrejt atdheut të tyre, megjithëse të gjithë ndodhen përpara detyrimit për të vepruar dhe kryer shërbime në të mirë të tij.[8] Me rëndësi të veçantë në shtetin e së drejtës janë të drejtat dhe liritë e njeriut, qofshin ato të drejta individuale apo kolektive, për shkak se këto të drejta burojnë si e drejtë natyrore apo trashëguese. "Funksioni kryesor i shtetit është, ruajtja e lirive dhe e sigurisë së qytetarëve, si ndaj forcave të huaja që do të rrezikonin sigurinë kombëtare, ashtu edhe duke garantuar zbatimin e shtetit të së drejtës në mënyrë të drejtë dhe të barabartë."[9]

Sendërtimi dhe shtrirja e këtyre të drejtave njihet dhe sanksionohet me ligj. Shteti, përmes akteve më të larta normative-juridike të nxjerra nga ana e tij, i garanton ato si vlera të paprekshme. Këto të drejta subjektive janë pjesë e së drejtës objektive të konceptu-

ar si tërësi normash juridike që shprehin vullnetin dhe gatishmërinë e shtetit dhe pozitës qeverisëse në shtet. Nuk mohohet tërësisht roli i së drejtës, por ky rol nuk është absolut; individi i ka disa të drejta njerëzore që janë më të larta dhe më të përhershme sesa një tërësi normash juridike.

Liritë dhe të drejtat konsiderohen si të drejta natyrore që njeriu i ka, dhe askush, madje as shteti, nuk mund t'ia cenojë. Disa teoricientë, burimet e këtyre të drejtave dhe lirive i mbështesin mbi parimin e kontratës shoqërore si p.sh. "Të gjithë lindim të barabartë për nga natyra, dhe duhet të jetojmë si të tillë." (T. Hobës).[10] Në kontratën shoqërore qëndron esenca e një marrëveshjeje të qëndrueshme në mes individëve dhe pushtetarëve, e për aq kohë sa do të respektohet ajo kontratë nuk mund të ketë as konflikte dhe e kundërta, por në momentin e mosrespektimit të kontratës do të rezultojnë pakënaqësitë dhe do të lindin konfliktet. Në këtë rast shteti, duke u deformuar në thelbin e vet, çdo reformë i bëhet e pamundur, sepse vullneti i përgjithshëm nuk është më ai.[11]

Duke qenë vetëm për të mirën e shoqërisë, pushtetin që ka qeveria nuk duhet ushtruar në mënyrë arbitrare dhe sipas qejfit, por me anë të ligjeve të shpallura dhe të pranuara, në mënyrë që njerëzit t'i dinë detyrat e tyre dhe të jenë të siguruar brenda ligjit, ndërsa sunduesit t'u përmbahen siç duhet kufijve të tyre për ta përdorur për qëllime të tilla dhe përmasa të atilla që ata nuk duhet t'i kishin njohur dhe që nuk do t'i realizonin me dëshirë.[12] Kjo pasiguri vjen nga besimi i paktë i njerëzve për t'i marrë si të vërteta propozimet e reja, për aq kohë sa nuk i shohin ato të realizuara dhe të prekshme me dorë.[13]

Një marrëveshje e tillë në të shumtën e rasteve mund të ngjallë iluzion për një bashkëjetesë dhe marrëdhënie të qëndrueshme shoqërore, ngase shteti, sado ligjor dhe i demokratizuar të jetë, gjithmonë interesat e tij politiko-ekonomike i vë mbi ato të popullsisë. Në shtetin e Alabamës në SHBA, në vitet e '60-ta, kishim privimin nga të drejtat elementare të njeriut, ndalimin e udhëtimit të udhëtarëve zezakë bashkë me të bardhët.[14]

Shembuj të tillë që mbështeten në pabarazinë e lindur e dëshmojnë edhe mundësinë e krijimit të marrëveshjeve me bazë të dyshimtë, që mund të përligjet për një periudhë të caktuar kohore, por kjo kurrsesi nuk mund të jetë gjithëpërfshirëse dhe afatgjate.

### Karakteristikat e shtetit të së drejtës

Shtetin e karakterizojnë karakteristika përmes të cilave funksionon si një shtet i së drejtës.

- "Supremacioni (epërsia) i ligjit, shprehja e sovranitetit popullor nëpërmjet parimit të përfaqësimit, një sistem hierarkik normash juridike në krye të të cilit është kushtetuta."[15]
- Ndarja e pushteteve publike, secili në një sferë të caktuar të kompetencave, si garanci e demokracisë.
- Parimi i ligjshmërisë, përputhja me kushtetutën e ligjit në fuqi të administratës dhe të një sistemi ankimi kundër veprimeve administrative të paligjshme.

Shtetit i së drejtës, si koncept është perfeksionuar duke arritur në njohjen dhe mundësinë e një apelimi gjyqësor kundër akteve politike dhe legjislative, gjithnjë përmes organeve të drejtësisë kushtetuese dhe eliminimit të precedentit të ushtrimit të kontrollit mbi aktet administrative.[16] Në këtë aspekt, kuptimi i shtetit të së drejtës është përcaktimi i disa elementeve për ta përcaktuar atë. Shteti është një tërësi ose grumbull normash juridike, i cili i respekton dhe që do t'i respektojë në mënyrë strikte. Normat juridike që përbëjnë shtetin jo vetëm që duhet respektuar, por ato kanë fuqi detyruese nga shteti. Shteti i së drejtës siguron zbatimin e normave juridike, duke marrë masa ndaj shkelësve të tyre. Nëse nuk sigurohen elementet e lartcekura, nuk mund të flitet për sistem të qëndrueshëm juridik, aq më pak për shtetin e së drejtës.

Teza se shteti është përfaqësues i gjithë shoqërisë, ose së paku i pjesës më të madhe të saj, rrallë ndodh edhe në vendet me demokraci të zhvilluar, pra që në zgjedhje të marrin pjesë tërë popullsia me të drejtë vote. Megjithatë, demokracia në një vend siguron përfaqësimin e masës më të madhe të shtetasve. Shteti është shprehje e nevojës që shoqëria ndien për ekzistencën e një pushteti në të cilën individi do të mund të zhvillohet në frymën e një liberalizmi të përgjithshëm. Jo vetëm kaq, aktualisht gjithnjë e më shumë flitet edhe për synime tjera, që shteti duhet t'i sigurojë si, bie fjala krijimi i kushteve për mirëqenie të kënaqshme sociale, (me një fjalë jetësimi i një politike socio-ekonomike sa më të efektshme.)[17] *(Vijon)*

(1) Aristoteli, Politika, 1987. (2) http://worldjusticeproject.org/(3) Osman Ismaili, Fillet e së drejtës, Prishtinë, 2011, f.23. (4) Monteskje, Mbi frymën e ligjeve, 1748. (5) Xhon Loku, Dy traktate mbi qeverisjen, 1690 .(6) Natasha Shehu. E drejta e krahasuar publike, 2004, f. 65. (7) Po aty. f. 65. (8) Monteskje, Mbi frymen e ligjeve, 1748. (9) http://www.zeriamerikes.com (10) Samuel Enoch Stumpf. Filozofia, Historia & Problemet, f. 217.(11) Zhan Zhak Ruso. Kontrata Sociale, 1977. (12) Xhon Loku. Dy traktate mbi qeverisjen, 1690. (13) Makiaveli. Sundimtari, 1977. (14) E drejta penale në SHBA. Embassy of dhe USA, Viena, 2001. (15) Arsim Bajrami. Demokracia Parlamentare, f. 55. (16) Natasha Shehu. E drejta e krahasuar publike, libër universitar, 2004, f. 26. (17)Xhezair Zaganjori. Demokracia dhe shteti i së drejtës, 2003, f. 75.

**Besnik Jaha**



# Tendencat e diferencimit të myslimanëve në Kosovë dhe albanosferë

**(Mysliman kosovar apo mysliman i Kosovës/mysliman në Kosovë)**

Diskutimet rreth identitetit shqiptar s'kanë të ndalur as në kohën tonë, kur në fakt çështja e identitetit vetëm se ka marrë fund në shtetet e avancuara të Amerikës dhe Evropës, dhe kur nga jo pak mendjendritur çështja e identitetit etnik konsiderohen çështje koti.

Për fat të keq, në shoqërinë tonë mbarëshqiptare ky diskutim vetëm se është në fillimet e tij. (Megjithëse shqiptarët apo kosovarët gjithmonë i kanë shkuar prapa kohës, s'është për t'u çuditur me ta që edhe tani po diskutojnë diçka që për shumë popuj ka mbetur e kaluar.) Kujtojmë kohën kur në Evropë vetëm se kishte mbaruar Romantizmi, ndërsa te ne vetëm se e filluan atë (1836), njësoj sikurse ndodhi edhe me formimin e kombeve: kur në Evropë mbaruan, ne e filluam.

Për fat të keq po ashtu, këto diskutime (te ne) shpeshherë të panevojshme, kanë mbjellë ide të ndryshme, në të shumtën e rasteve negative.

### Diskutimet mbi identitetin kombëtar u ndalën kryesisht në planin fetar

Në shoqërinë tonë diskutimet rreth identitetit kombëtar përfshinë gjithë analistët, tek-tuk politikanët, por më në pah u shquan dy ikonat e letërsisë dhe mendimit kritik shqiptar: Ismail Kadare dhe Rexhep Qosja.

Mbetja nën hijen e dy planeve të diskutimit, mes shkrimtarit Ismail Kadare dhe Rexhep Qosja, të krejt analistëve dhe politikanëve, më së miri prezanton nivelin analitik dhe diplomatik të shoqërisë shqiptare. Sidoqoftë, analistët dhe politikanët si: Arbër Xhaferi, Sali Berisha, Nexhmedin Spahiu, Veton Surroi, Alma Lama, Halil Matoshi, Imer Mushkolaj, Kastrot Myftaraj, Fatos Lubonja, Andrea Stefani, Edmond Tupja, Ardian Gjini, Ben Blushi, Artur Zheji, Ardian Klosi, Milazim Krasniqi, Spartak Ngjela etj., janë vetëm disa nga diskutuesit e varguar në njërën ose anën tjetër të debatit. Grup të tretë nuk pati kurrë.

Ndërsa, si vit i nisjes më zyrtare i këtij debati është viti 2006, vit ky kur Kadare botoi sprovën "Identiteti europian i shqiptarëve".

Mirëpo, shtrohet pyetja se çfarë duhet kuptuar nga diskutimi?

Parimisht, megjithëse proklamohet si e tillë, polemika Kadare-Qosja nuk i detyrohet pikëpamjeve të ndryshme mbi identitetin, por thirrjes së shqiptuar nga disa intelektualë (Kadare, Klosi, Stefani etj.) dhe politikanëve (Sali Brerisha, Arbër Xhaferi etj.) kinse për nevojën dhe dobinë e (ri)kthimit të shqiptarëve në fenë e të parëve, që për ata që e shqiptonin këtë thirrje do të thoshte kthim në fenë katolike.

Prandaj, meqë nuk iu nënshtruaka shumë pikëpamjeve të ndryshme mbi identitetin, por u kufizuaka në vetëm një pikë, pra religjionin, patjetër se lind pyetja e dytë, dhe sigurisht më e rëndësishme. Pyetja është se: Si duhet çmuar kjo thirrje (për kthim në "fenë e të parëve")?

### Debati Kadare - Qosja

Shkrimtari Islmail Kadare për identitetin evropian të shqiptarëve bazohet në këto pika:

- Shqiptarët janë europianë, janë racë e bardhë;
- Historia e Shqipërisë është pjesë e kronikës mesdhetare europiane;
- Skënderbeu u bë së pari mit europian, dhe;
- Alfabeti latin që sot kanë shqiptarët është kulturë perëndimore.

E shohim se Kadare, për ta paraqitur identitetin shqiptar si perëndimor, edhe fjalën Evropë (evropian) i shkruan me "u", dhe jo me "v", siç është standardi. Megjithatë, arsyetimet e Kadaresë, apo pikat e diskutimit mes tij dhe Rexhep Qosjes, ndalen në disa çështje, ndër të cilat:

- Sipas Kadaresë thirrja e shqiptarëve për kthim në "fenë e të parëve" është për të mirën e shqiptarëve, sepse shqiptarët "duhet t'i kthehen identitetit të tyre



europian". Sipas Qosjes thirrja është e gabuar, sepse në vendet demokratike nuk mund t'i bëhet thirrje kujt për kthim në fe tjetër.

- Sipas Kadaresë "identiteti shqiptar është kryekëput europian", i mbështetur kryekëput në kulturën dhe qytetërimin e krishterë.

Sipas Qosjes identiteti shqiptar është identitet pluralist, i mbështetur në kulturën dhe qytetërimin e krishterë dhe në kulturën dhe në qytetërimin islam.

- Kadare thotë se predikimi për kthim në fenë e të parëve është i arsyeshëm, sepse do të pastrojë identitetin e shqiptarëve.

Qosja e kundërshton këtë pikë, duke mohuar fillimisht se identiteti shqiptar ka nevojë për "pastrim", por edhe duke shtruar pyetje retorike se: Mos kjo do të thotë se feja islame, së cilës shumica e shqiptarëve i përkasin qe më tepër se pesë shekuj, se kultura dhe qytetërimi islam, që bazohen në këtë fe, nuk e shënojnë aspak identitetin shqiptar?

- Kadare shprehet i bindur se të gjithë predikuesit e kthimit në "fenë e të parëve" këtë e bëjnë për të mirën e gjithë kombit shqiptar. Sipas tij ashtu do të kishim një identitet më të njësuar dhe më të qëndrueshëm.

Kësaj pike të diskutimit Qosja i përgjigjet me pyetjen nëse është i arsyeshëm predikimi ndër shqiptarët për kthim në fenë e të parëve, kur dihet se shqiptarët u përkasin tri feve?

- Kadare s'e kupton ironinë e Qosjes, dhe në pyetjen: Cila është feja e parë e shqiptarëve, ai përgjigjet: "Po, feja e të parëve tanë ishte krishterimi, feja katolike."

Qosja i kundërpërgjigjet duke i thënë se feja e të parëve tanë s'ishte feja katolike. (Historia na mëson se feja e të parëve tanë nuk ishte krishterimi, po paganizmi – dikur dhe politeizmi – më vonë. Krishterimi ishte vonë, kurse islamizmi edhe më vonë.) Tani, prapë me pyetje ironike, Qosja pyet Kadarenë: A pajtoheni që të kthehemi bashkë në atë fe të të parëve tanë: në besimin në shumë zota?

- Pyetjes së Qosjes për kthim në paganizëm Kadare i përgjigjet: Ai do të ishte kthim në primitivizëm. "Ne duhet të kthehemi deri aty ku kishim identitet evropian, dhe jo në primitivizëm."

Edhe në këtë pikë Qosja vazhdon ironinë, duke thënë se kthimi në besimin në shumë zota është shumë më demokratik se besimi në një Zot (në krishterizëm).

- Një pikë tjetër ku Kadare ndalet është edhe akuza se Islami është monolit. Kadare thotë se, "për dallim nga dikur, tani feja mund të quhet shprehje e vetëdijes së qytetëruar, sepse është bërë sistem idesh, rregullash ritualesh, porosish me rol të rëndësishëm moral në jetën e njeriut. Mbi këtë parim bota e krishtere sot prin për nga morali dhe qytetërimi. Bota islame po prodhon të kundërtën. Ne duhet të identifikohemi me atë më progresiven."

Këtu debati zgjerohet pak më shumë, dhe Qosja përgjigjet: "Thirrja që u bëhet shqiptarëve të besimit islam për kthim në fenë e të parëve, e kjo do të thotë në fenë katolike, është thirrje e dëmshme dhe fyese për



shqiptarët myslimanë. Sepse me këtë thirrje nga kultura dhe qytetërimi kombëtar shqiptar duhet përjashtuar përbërësit islamë, ortodoksë, protestantë dhe ateistë të qytetërimit dhe kulturës kombëtare. Pra, sot pa të drejtë prej jetës kombëtare po përjashtohen ata që nuk e ndiejnë veten katolikë. Prandaj, kjo, në thelb, është një thirrje kundërkombëtare.

- Qosja ngre edhe një argument të fuqishëm, dhe me këtë edhe mbisundon në këtë debat. Sipas Qosjes, "fetë në shoqëri kanë rol të njëjtë në aspektin moral. Mos mendoni se besimtarët do ta kenë më mirë, do të jenë më të lumtur në fenë e të parëve, si e quani ju fenë e krishtere, sesa që janë në fenë islame? A vërtet mendoni se besimtarët do të jenë më të lumtur, do ta kenë më mirë në fenë e krishtere sesa në ateizëm?! Jo. Ndoshta edhe ju e dini se shpirti i njeriut është i trajtuar njësoj si në krishterimin, si në islamin, si në judaizëm, si në brahmanizëm, si në ateizëm. Pra, ai është i trajtuar varësisht prej sjelljeve të tij në këtë jetë: varësisht sa është sjellë mirë e sa keq, sa ka bërë mirë e sa keq, sa ka gënjyer e sa e ka thënë të vërtetën, sa ka jetuar nga puna e vet e sa duke shfrytëzuar punën e të tjerëve, sa duke u përpjekur për të drejtat e të gjithëve pa dallim feje, kombësie e ngjyre e sa i ka shkelur të drejtat e të pajafshmëve/pafuqishmëve. Në fund të fundit, babagjyshi i fesë së krishtere, judaizmit e islamit është i njëjti: Abrahami/Ibrahimi: paraardhësi i Moisiut, Jezuit dhe Muhamedit (a.s.) Kadare, a e dini se lutja mbrëmësore (e Shaharit), të populli hebre është: "I lavdëruar qofsh ti, Zot, mbrojtës i Abrahamit"; pastaj lutja mbrëmësore e të krishterëve përfundon me lavdërime për Zotin për "mëshirën e tij ndaj Abrahamit dhe ithtarëve të tij për jetë të jetëve", dhe; lutja që bëjnë myslimanët pesë herë në ditë (namazi) ka një lutje për Ibrahimin: "O Zot, bekoje Muhamedin dhe pasardhësit e tij, siç e ke bekuar Ibrahimin dhe ithtarët e tij"?! Në fund, para përmbylljes së këtij debati, Qosja pyet: A e shihni sa bukur që shqiptarët me tri fe dhe një babagjysh kurrë s'i sollën fat të keq kombit shqiptar?

### Mysliman kosovar apo mysliman i Kosovës-mysliman në Kosovë

Përveç kësaj që thamë gjer tani, në vazhdim do të flasim për keqkuptimin, (më shumë keqinterpretimin) e termave kosovar, mysliman, si dhe togfjalëshave kosovar mysliman dhe mysliman i Kosovës apo mysliman në Kosovë, e që debati i mësipërm (Kadare-Qosja) ka dhënë kontributin negativ në këtë çështje.

Duke u fshehur pas një kulture relativisht të pasur gjuhësore dhe fjalori po ashtu relativisht të pasur politik, në një artikull të tij për këtë temë deputeti Ardian Gjini (AAK) flet dhe diskuton çështjen se shqiptari i Kosovës s'mundka të jetë edhe shqiptar, respektivisht kosovar, edhe mysliman. Për të argumentuar bindjen e tij Gjini sipërthekson biseda rrugësh, diskutime që bëhen nëpër kafene, e që përgjithësisht kanë të bëjnë me fyerjen e figurave kombëtare e fetare (Skënderbeut e Nënë Terezës), dhe pretendon se kjo vjen nga myslimanët, dhe se Islami e përkrah këtë veprim. Ai s'e ka idenë për Kuranin, dhe kaptinën El Ena'm, citati 108, ku thuhet: "Ju mos fyeni ata që nuk e besojnë Zotin Një-idhujtarët, e si hakmarrje ata pastaj të fyejnë Zotin nga armiqësia e duke mos ditur!"

Trajtimi i temës mes të qenit shqiptar apo kosovar mysliman apo mysliman i Kosovës apo mysliman në Kosovë, është çështje që fillimisht ngre pyetjen se: a duhet të ekzistonte ky diskutim mes nesh? Por, pasi vetëm se ekzistuaka, le të themi disa fjalë, me shpresën se të paktën do të hedhim dritë mbi këtë çështje kaq të përfolur panevojshëm.

Dallimi themelor mes kësaj është se shqiptari në Kosovë është kosovar, respektivisht shqiptar për nga gjuha, tradita, kultura dhe, është mysliman për nga feja. Prandaj edhe është një kosovar mysliman. Ndërsa, në të kundërtën, ai nuk mund të jetë mysliman vetëm në Kosovë dhe jo diku tjetër, sepse edhe ashtu vendi nuk përcakton identitetin fetar.

Pra, është gabim të thuhet mysliman në Kosovë, por duhet të thuhet mysliman kosovar, sepse ai është edhe mysliman edhe kosovar dhe, është mysliman në Kosovë edhe jashtë saj.

Gjithashtu, nuk duhet ngatërruar të qenit shqiptar mysliman, që është kosovari nga gjuha, kultura, tradita dhe mysliman për nga feja, me të qenit mysliman në Kosovë, që është të qenit mysliman në një vend, e që edhe mund të mos jetë i përkatësisë etnike të individit. Për shembull, në Kosovë jetojnë egjiptianë, boshnjakë, turq, të cilët në shumicë janë myslimanë sikurse edhe shumica e popullit të Kosovës, por nuk janë shqiptarë. Po që se fuksionon togfjalëshi i parë, atëherë myslimanët kosovarë nuk janë shqiptarë; apo mos këtu feja e përjashton etninë?!

Vetë tendenca e shumëkujt që të diferencojë myslimanin kosovar në mysliman në Kosovë është një kontribut drejt një dezinformimi dhe destruktiviteti social në shoqërinë kosovare, e që edhe diskrediton edhe vetë identitetin në përgjithësi, e lëre më ata që flasin në këtë plan.

**Kosova është atdheu i secilit qytetar, pavarësisht fesë që ka**

Kosova është vendlindja e kosovarëve, myslimanë e jomyslimanë qofshin ata, prandaj edhe është e drejtë e secilit të jetë pjesë e proceseve pozitive nëpër të cilat kalon shoqëria dhe vendi, si dhe pjesë e përballimit të çdo fatkeqësive që përjeton vendi dhe shoqëria. Në këtë plan duhet të jetë edhe angazhimi i gjithsecilit person që jeton në Kosovë, mysliman e jomysliman qoftë.

Për një kohë bukur të gjatë, madje edhe sot, disa kosovarë po e kanë të vështirë ta përballojnë realitetin e të qenit kosovar mysliman. Shumë që punojnë kundër kësaj kauze më me dëshirë do t'i kishin lënë myslimanë të Kosovës sesa myslimanë kosovarë. Kështu u duket sikur po i ndajnë Kosovën nga myslimani. Sikur duan të rikujtojnë për çdo herë se myslimani në Kosovë është i ardhur, dhe ende nuk është pjesë integrale e shoqërisë kosovare. Apo duan diferencim dhe distancim. (Nuk janë të paktë edhe ata që mendojnë se myslimanët kosovarë fillimisht duhet të integrohen, pastaj të jenë pjesë e shoqërisë kosovare, respektivisht proceseve nëpër të cilat kalon shoqëria.)

Koncepti i integrimit nënkupton se ajo për të cilën po flasim ende nuk është pjesë integrale. Pra, myslimanët kosovarë fillimisht duhet t'i nënshtrohen procesit të integrimit, dhe, pas një kohe dhe pasi të integrohen, e kjo mund të zgjatë shumë, mund të jenë pjesë e saj.

Myslimanët kosovarë po konsiderohen ende pjesë e shoqërisë në tranzicion. Kjo edhe po ndikon që myslimanët të tërhiqen me një anë, ndërsa tërheqja e tyre brenda vetes po i lë pakicë paçka se janë shumicë, dhe kështu po e pranojnë edhe fyerjen edhe diskriminimin, madje edhe në baza fetare, dhe nga një pakicë.

Duhet kuptuar një herë e mirë se ne si shoqëri myslimane kosovare vetëm se jemi të integruar. Tash, sikurse gjer tani, ne do të ndihmojmë. Ne do të jemi pjesë e çdo procesi dhe do të ndihmojmë në progreset që duhet të kalojë shoqëria dhe vendi.

Nuk është fare e nevojshme të bëhet merak askush se nuk do të jetë pjesë e integrimit në shoqërinë botërore. Është e thjeshtë. Vetëm le të jetë vetja. Gjithashtu, në një nga shkrimet e tij të para më se 5 dekadave, shkrimtari shqiptar, Ernest Koliqi, thotë: "Koncepti i ethnicitetit u kapërcye, e se çdo njeri i përparuem në dije e në ndije shoqnore tashma lypet t'a njehi veten qytetar të botës".

1. Ismail Kadare, Identiteti europian i shqiptarëve. 2. Rexhep Qosja, Të vërtetat e vonuara. 3. Ismail Kadare, Mosmarrëveshja. 4. Rexhep Qosja, Bijtë e askujt, (Vëllimi II, kreu 34, nga faqe 87 deri faqe 94). 5. Ernest Koliqi, Vepra 6 (Palci ethnik arbnuer).



Nashit Ferati

# Islami dhe demokracia

Feja islame është fe që urdhëron për dashuri, harmoni, mëshirë dhe paqe, Terrori nga ana tjetër është e kundërta e fesë, është mizor, i pamëshirshëm dhe kërkon gjakderdhje dhe mjerim. Në Kuran thuhet: "Hani e pini nga begatitë që ju ka dhënë Zoti, dhe mos përhapni çrregullim dhe prishje në tokë."[1]

Terrori është krim kundër njerëzimit. Feja dhe terrori janë dy koncepte që kurrë nuk mund të vihen së bashku. Terrori në vetvete nuk është vetëm një krim. Në të përfshihen pesë krime të tjera. Një terrorist kryen krim kundër Krijuesit, kundër njerëzimit, kundër individëve të veçantë ndaj të cilëve është adresuar terrori, kundër vetvetes dhe kundër komunitetit pjesëtar i të cilit është.[2]

Sipas Islamit, "njeriu është i nderuari i krijesave" (17:70); dhe "është krijuar nga Zoti në formën dhe mënyrën më të bukur" (95:4). Meqenëse "Zoti është Ai që jep jetën dhe vdekjen" (3:156), është e ndaluar të vrasësh. "Mos vrit shpirtin të cilin Zoti e ka bërë të shenjtë, me përjashtim të një kauze të drejtë" (6:151).

Askush nuk mund ta marrë jetën të cilën Zoti e ka dhënë. Prandaj "kushdo që mbyt një njeri pa mbytur ai ndonjë tjetër dhe pa bërë ndonjë shkatërrim në tokë, atëherë është sikur të ketë mbytur gjithë njerëzimin" (5:32). Për më tepër sipas ajetit "mos e hidhni veten në rrezik" (2:195), askush nuk ka të drejtë as edhe të vërë veten në rrezik, e jo më të drejtën të vrasë dikë tjetër apo vetveten. "Mos e mbytni veten tuaj, sepse vërtetë Allahu është i Mëshirshëm për ju!" (4:29). Prandaj, për çfarëdolloj arsyeje, në Islam "ndalimi i dëmtimit të vetvetes apo i të tjerëve" është një rregull i përgjithshëm; vrasja e njerëzve të pafajshëm është një krim i pafalshëm kundër njerëzimit.[3]

Me këtë nuk duam të theksojmë se jurisprudenca dhe filozofia islame parashtron një vizion demokratik të shoqërisë, apo pranon lehtësisht principet e emokracisë e të të drejtave të njeriut. Megjithatë, ajo zbulon mashtrimin e referencave të terroristëve tek udhëzimet islame.[4] Nuk ka asnjë precedent në historinë e Islamit për dhunën tërësisht të pakufizuar të Al Kaidas apo Hezbollahut.

Edhe sekti shiit ismaili, i njohur si "Vrasësit", edhe pse shfrytëzoi njerëz që ishin gati të vdisnin për të vrarë armiqtë e tij, asnjëherë nuk rënë në diçka të ngjashme me kasaphanën masive rastësore për të cilën Hezbollahu, Osama bin Laden dhe ndjekësit e tij krenohen. Të vrasësh veten ndërkohë që vret pa arsye gra, fëmijë dhe njerëz të të gjitha besimeve dhe përshkrimeve – nuk ka të bëjë aspak me Islamin, dhe dikush nuk ka nevojë të jetë një teolog i ditur për ta parë këtë. E vërteta është se terrori ideologjik bashkëkohor është dukshëm një praktikë moderne, gjerësisht në përplasje me traditat dhe etikën islame.[5]

Marrë objektivisht, ardhja e Muhamedit a.s. në vitin 622 sipas hixhretit, dhe hartimi i Kartës së Medines nga ai, të cilën e kan pranuar dhe nënshkruar myslimanët, hebrenjtë dhe mushrikët, paraqet dokumentin e parë juridik, gjegjësisht të shkruar në bazë të të drejtave për të gjithë dhe mbrojtjes së vlerave demokratike, dhe ky dokument është shumë më i vjetër nga ato që paraqiten në shekullin XVII dhe XVIII.[6]

Një botë e globalizuar më shumë se për çdo gjë tjetër ka nevojë për një etikë të re globale, e cila duhet të jetë e vlefshme kudo. Është e domosdoshme që koncepti i "etikës globale", i zhvilluar nga intelektualët protestanë si Hans Küng dhe Jozef Kushel, të pasurohet veçanërisht nga traditat intelektuale të mendimit islam.[7]

Këto ngjarje dhe kujtime janë argumente të mira që tregojnë se njerëzit do t'i kuptojnë më mirë vlerat dhe nga feja islame, dhe do të jenë të aftë ta çlirojnë vetveten nga paragjykimet që mund të kenë pasur. Dhashtë Allahu xh.sh. e shekulli 21 të jetë koha kur njerëzit do të kuptojnë se mbjellja e vlerave të Islamit është e vetmja mënyrë për të arritur paqen e shumëdëshiruar në botë.

(1) Kurani, 02, 60. (2) http://al.fgulen.com/06.04.2011. (3) http://www.gazetajone.com 09.04.2011. (4) http://revistapolis.com 10.04.2011. (5) http://www Revistapolis.com/12.05.2011. (6) Ali Bulaç, Islami dhe Demokracia: teokracia dhe totalirizmi, Shkup, 1998, f. 31. (7) http://www.gazetajone.com.15.05.2011.

Mr. Driton Arifi

# Fati i fëmijëve pas ndarjes së prindërve të tyre



Ndër arsyet pse Islami shkurorëzimin e çiftit bashkëshortor e konsideron si fenomenin më të urryer, ani pse është i lejuar, është edhe fakti se nga procesi ndoshta më së shumti pësojnë fëmijët çiftit bashkëshortor që ka vendosur ta përfundojnë lidhjen martesore për çfarëdo arsye. Prehja dhe streha prindërore e fëmijës lëndohet skajshmërisht qysh nga momenti kur prindërit vendosin të ndahen nga njëri-tjetri. Megjithatë, shkurorëzimi në fund duket të jetë zgjidhje në konceptin islam, në rast të pamundësisë së vazhdimit të jetës bashkëshortore, edhe pse kjo zgjidhje është tejet e hidhur.

Meqë Ligjvënësi e ka lejuar shkurorëzimin, natyrshëm, Ai është kujdesur pastaj edhe për fatin e fëmijëve të çiftit të ndarë, andaj rrjedhimisht edhe ka ofruar dispozita që në fakt synojnë mirëqenien dhe normalizimin e jetesës për fëmijës.

Prandaj, në jurisprudencën islame ekziston një kapitull i ndarë, i ashtuquajturi *"Kitabul hadaneti"* - "Kapitulli i dispozitave të kujdesit ndaj fëmijëve", që në fokus të studimit ka sqarimin e dispozitave që kanë të bëjnë me mirëqenien e atyre shtresave të njerëzve që nuk kanë mundësi të kujdesen për vetveten e tyre, me theks të veçantë fëmijët, prindërit e të cilëve janë ndarë. Norma e përkujdesjes ndaj fëmijëve, prindërit e të cilëve janë ndarë, është obligim-vaxhib, por mbi kë bie ky obligim e barrë është edhe thelbi kësaj trajtese të shkurtër juridike.

### Përkujdesja ndaj fëmijës në rast të ndarjes së prindërve të tij

Në varësi të moshës që ka fëmija përcaktohet edhe se cili nga të dy prindërit ka përparësi të përkujdeset për të pas ndarjes ose shkurorëzimit. Përcaktimi se cili do ta ketë të drejtën të kujdeset për fëmijën bëhet kryekëput duke marrë në konsideratë interesin dhe mirëqenien e vetë fëmijës. Prandaj, nëse prindërit janë ndarë me anë të shkurorëzimit ose ndonjë forme tjetër, dhe kanë pasur fëmijë të mitur, atëherë duhet ditur se për fëmijën ka gjithnjë prioritet që të kujdeset gjinia femërore, ngase femrat janë ato që kanë më shumë durim, butësi, dhe ofrojnë më tepër ngrohtësi prindërore për fëmijët në atë moshë. Ndërsa, sa i përket renditjes së atyre femrave që kanë përparësi në përkujdesje, sipas hanefinjve, janë si në vijim:

1. Nëna e fëmijës është e para që e ka për obligim, dhe në të njëjtën kohë ka të drejtë, që ta marrë me vete e të kujdeset për fëmijën e saj, nëse ajo është ndarë nga burri. Këtë të drejtë nëna e humb vetëm nëse del nga Islami-bëhet murtede, nëse është mëkatare e madhe (e pamoralshme), rrugëton me fëmijën në vende jo të sigurta, është e sëmurë me ndonjë sëmundje ngjitëse e që mund ta dëmtojë fëmijën, ose eventualisht martohet te një burrë tjetër i cili natyrshëm që nuk do të përkujdeset edhe për fëmijën që nuk është i tij. Për këtë të fundit kemi argument rastin kur një grua i ishte ankuar të Dërguarit të Allahut s.a.v.s. duke i thënë: "O i Dërguari i Allahut, vërtet për birin tim barku im ishte strehë, gjiri im ushqim, dhe prehri im ishte vendprehje, e babai i tij më ka shkurorëzuar mua dhe po dëshiron të ma rrëmbejë fëmijën tim prej meje." E asaj i Dërguari i Allahut iu përgjigj duke i thënë: "Ti je më meritore që ta mbash fëmijën tënd, derisa të mos martohesh".[1]

Madje, nëse nëna refuzon të kujdeset për fëmijën e saj, ajo edhe detyrohet me anë të vendimit gjyqësor të gjykatës, në rast se ai fëmijë nuk pranon të ushqehet nga cilado grua tjetër pos nënës së vet. E në mungesë të nënës së fëmijës, atëherë me radhë vjen nëna e nënës, pastaj nëna e babait (gjyshja e shtëpisë), pastaj motra prej të dy prindërve, e kështu me radhë, sipas afërsisë që ka ai fëmijë me kujdestarin/en e vet. Në rast të mospërgjigjes për kujdes ndaj atij fëmije, nga ata që e kanë obligim të kujdesen për të, atëherë babai detyrohet të hulumtojë e të gjejë një mëndeshë ose dado (gjidhënëse), e cila do ta ushqejë fëmijën e tij, ndërsa shërbimin dhe kujdesin e saj e ka obligim ta paguaj vetë babai.[2]

### Kohëzgjatja e përkujdesjes ndaj fëmijës nga nëna

Fëmija duhet të qëndrojë tek e ëma (ose kujdestaret e tjera sipas radhës së detajizuar më sipër) derisa të ketë mundësi të ushqehet e të vishet vet, respektivisht deri në moshën 7 vjeçare, nëse ai fëmijë është mashkull, ndërsa deri në moshën e pubertetit, nëse fëmija është femër. E pas kësaj periudhe (7 vjeçare te mashkulli e deri në pubertet te femra), fëmija kalon te babai i vet, ngase në këtë moshë nevoja e fëmijës është më e madhe për babin sesa për nënën, për dallim nga gjendja e tij e mëhershme, kur kishte nevojë më shumë për të ëmën. Këtu duhet theksuar faktin se disa juristë islamë të shkollave tjera juridike theksojnë të drejtën e zgjedhjes për fëmijën pas rritjes së tij, pra se me cilin prind dëshiron ta vazhdojë jetën e tij. Ndërsa, juristët hanefinj kanë qëndrimin se fëmija duhet të kalojë nën kujdesin e babait, për shkak të pamundësisë së kujdesit për të nga ana e nënës, në veçanti pas martesës së mundshme të saj me një burrë tjetër.[3]

### Shpenzimet e përkujdesjes ndaj fëmijës-alimentacioni

Juristët hanefinj kanë theksuar se nëse nëna që përkujdeset për fëmijën e saj është ende në lidhje martesore me burrin, ose është shkurorëzuar me shkurorëzim të revokueshëm (për të parën herë apo të dytën), asaj nuk i takon kurrfarë shpagimi material për kujdesin e saj ndaj fëmijës. E nëse nëna e fëmijës (qoftë vajzë ose djalë) është e shkurorëzuar përfundimisht nga burri-prindi i atij fëmije, dhe i ka kaluar koha e pritjes-idetit, atëherë ajo meriton shpagimin material nga pasuria e fëmijës, nëse posedon diç në pronësi të vet, e nëse jo atëherë kjo barrë e shpagimit bie mbi supet e ish-bashkëshortit të saj, babait të atij fëmije. Këtu hyjnë të gjitha shpenzimet e jetesës e mirëqenies, qofshin ato për ushqim, pije, veshmbathje ose banim.[4] Kjo dispozitë arsyetohet me faktin se ai fëmijë, porsa të rritet, do të kthehet te babai i tij, andaj meqë në të ardhmen do t'i takojë atij, ai e ka edhe përgjegjësinë e përkujdesjes materiale. Allahu në Kuran thotë: "... babai i fëmijës është i obliguar, sipas mundësisë së tij, që t'i furnizojë ato me ushqim dhe veshmbathje. Nuk ngarkohet askush përtej mundësisë që ka: nëna le të mos dëmtohet për shkak të fëmijës së saj, e as babai të mos dëmtohet për shkak të tij ..." (El-Bekare, 233).

### Statusi i fëmijëst, pas ndarjes së prindërve të tij sipas ligjeve të Republikës së Kosovës

Sipas nenit 139 të "Ligjit Për Familjen i Republikës së Kosovës", përcaktohet se:



1) Nëse prindërit jetojnë ndaras, kujdesin prindëror e ushtron prindi me të cilin jeton fëmija, nëse me këtë pajtohet prindi tjetër.

2) Nëse në rastin e jetës së ndarë prindërit nuk merren vesh se me cilin prej tyre do të jetojë fëmija, vendimin lidhur me këtë gjë e merr gjykata kompetente, nëse me këtë ligj nuk është caktuar ndryshe.

3) Në rastet kur prindërit jetojnë të ndarë, janë të shkurorëzuar ose martesa e tyre është e anuluar me vendim të gjykatës ose të organit tjetër kompetent, dhe fëmija i është besuar për ruajtje dhe edukim njërit prind, kujdesin prindëror e ushtron prindi të cilit i është besuar fëmija.

Ndërsa, në nenin 300 të ligjit përkatës theksohet edhe obligueshmëria e kujdesit material e ushqimor për atë fëmijë prindërit e të cilit janë ndarë, ku thuhet:

"Bashkëshorti i ndarë mund të bëjë kërkesë për ushqimin ndaj bashkëshortit tjetër që nga momenti i: 1. Shkurorëzimit; 2. mbarimit të kujdesit dhe mbajtjes së fëmijës së përbashkët; 3. përfundimit të kushteve të parashikuara në nenet përkatëse."[5]

Nga një përshkrim i tillë krahasues del në pah një lloj pajtueshmërie në mes të konceptit islam dhe normave juridike-pozitive të ligjeve të shtetit tonë për nevojën e kujdesit ndaj fëmijëve pas ndarjes së prindërve të tyre, mirëpo është fakt i pamohueshëm se detajizimi dhe sqarimi është bërë më gjithëpërfshirës dhe tejet më i gjerë e konciz në jurisprudencën islame, ngase këtu nuk ka mbetur asnjë situatë e mundshme që mund të kalojë fëmija e të mos jetë sqaruar norma dhe detyrimet karshi tij.

Në fund, duhet theksuar faktin se çdoherë që nëna dëshiron ta shohë fëmijën e saj pasi që ai të jetë kthyer te babai i atij fëmije duhet lejuar, dhe atë pa kurrfarë pengese. Por edhe babai e ka këtë të drejtë gjatë kohës kur fëmija është duke qëndruar tek e ëma e vet, ngase kjo është një e drejtë e natyrshme, si për fëmijën ashtu edhe për prindërit e tij, dhe kështu është konstatuar nga Ligjvënësi i Gjithëdijshëm.

(1) Ebu Davudi, në "Sunenin" e tij, (nr. 2276) etj., dhe hadithi është hasen-i mirë, si dhe i argumentueshëm. (2) Tuhfetul-Fukaha, Imam Es-Samerkandij (2\231-234). Bot. i dytë, Darul-Kutbil-Ilmijje, Bejrut, 1994. (3) Bedaius-Sanai' fi tertibish-Sherai', Imam El-Kasanij(4\42). Bot. i dytë, Darul-Kutubil-Ilmijje, Bejrut, 1986. (4) El-Meusuatul-Fikhijje El-Kuvejtijje, (17\311). E përgatitur nga Ministria e Vakëfeve të Kuvajtit. (5) Ligji për Familjen i Republikës së Kosovës, nr. 2004\32.



Besarta Shatri

# Politikat sociale për fëmijë

Politika sociale është një koncept moral dhe politik që synon barazinë e të drejtave mes njerëzve dhe solidaritetin kolektiv. Si e tillë politika sociale është tërësia e masave që merren më parë për të parandaluar ose mënjanuar shfaqjen e zhvillimit të mëtejshëm të situatave të varfërisë dhe problemeve sociale dhe që kërkojnë favorizimin dhe mirëqenien e grupeve më të brishta të shoqërisë. Mund të konsiderohet si një përpjekje drejt një shoqërie më përparimtare, e cila synon që çdo individi t'i japë shanse të njëjta përgjatë gjithë jetës. Një ndër veprat më të rëndësishme filozofike dhe në shkenca shoqërore të shekullit të kaluar është padyshim libri "Teoria e drejtësisë", e amerikanit John Rawls, shkruar dyzet vjet më parë. Ai aty rigjallëron traditën e John Lock, Rousseas dhe Kantit mbi nevojën e një kontrate shoqërore të bazuar në liri dhe barazi të qytetarëve. Sipas kësaj qasje teorike, drejtësia varet kryesisht nga ajo se si institucionet kryesore sociale bëjnë shpërndarjen e të drejtave dhe detyrimeve themelore, dhe si e caktojnë ndarjen e të mirave në shoqëri. Mirëpo për të pasur vërtet drejtësi në një shoqëri, janë të nevojshme që të respektohen këto parime themelore: liritë bazike për të gjithë, mundësitë e barabarta dhe të drejtat, si dhe këto t'iu jepen me përparësi pjesëtarëve më të rrezikuar (least-advantage) të shoqërisë.[1] Pra, drejtësia, vështruar nga këndi teorik i Rewals, me theks të veçantë nënkupton "drejtësinë si korrektësi/paanshmëri". Politika sociale është së pari, aktiviteti i politikëbërjes për të përmirësuar mirëqenien sociale dhe, së dyti, është shkenca që studion mënyrën se si politikat në fuqi ia arrijnë këtij qëllimi.[2]

### Historiku i të drejtave të njeriut

Shikuar historikisht, të drejtat e njeriut si kategori juridike janë paraqitur qysh me krijimin e shteteve dhe rregullave të para juridike. Shtytje më të madhe u kanë dhënë revolucionet borgjeze, që kanë inspiruar:

-Ligjin për të Drejtat (1689);





-Deklaratën për Pavarësinë e Shteteve të Bashkuara të Amerikës (1776);

-Deklaratën për të Drejtat e Njeriut dhe të Qytetarit (1789), dhe;

-Deklaratën Frënge të të Drejtave të Njeriut dhe të Qytetarit.[3]

Lufta për të drejtat e njeriut fillon me përpjekjet për t'u njohur të drejtat e tij themelore, si e drejta për jetë dhe liri, e drejta e barazisë, e drejta për siguri dhe e drejta për t'i bërë rezistencë shtypësit. Shumë juristë të asaj kohe (Grotius, Spinoza, Rousseau etj.) temën e të drejtave të njeriut në veprat e tyre e trajtojnë si "ligj hyjnor" apo "ligj i Perëndisë", i cili është i rrënjosur në zemrën e çdo njeriu dhe që obligon bërjen e asaj që i përgjigjet natyrës racionale të njeriut.[4]

**Marrëveshjet ndërkombëtare për mbrojtjen e të drejtave të njeriut**

Ekzistojnë katër marrëveshje ndërkombëtare kryesore që merren me mbrojtjen e të drejtave të njeriut, e ato janë:

- Konventa Ndërkombëtare për të Drejtat Civile dhe Politike;
- Konventa Ndërkombëtare për Mbrojtjen e Fëmijëve;
- Konventa Ndërkombëtare kundër Torturës, dhe;
- Konventa Ndërkombëtare për të Drejtat Ekonomike e Kulturore.

Mbrojtjes së të drejtave të njeriut i kanë ndihmuar edhe organizatat regjionale, të cilat i kanë mbijetuar Luftës së Ftohtë dhe rënies së komunizmit, duke vazhduar punën e tyre edhe në ditët e sotme. Nga ato, tri organizatat më të rëndësishme regjionale janë: Këshilli i Evropës, Unioni Evropian dhe Organizata për Sigurinë dhe Bashkëpunimin në Evropë (OSBE).[5]

**Të drejtat e fëmijëve dhe siguria e tyre njerëzore**

Pjesa më e madhe e koncepteve rreth nevojave sociale pranojnë se përmbushja e jetës njerëzore përtej jetëgjatësisë ka të bëjë me plotësimin e nevojave fizike, sociale dhe të nevojës për autonomi, si dhe se plotësimi i tyre gjatë fëmijërisë është mjaft i rëndësishëm për të gjitha stadet e jetë.[6] Duke u bazuar në respektin për dinjitet të të gjitha qenieve njerëzore, Konventa e të Drejtave të Fëmijëve e njeh çdo fëmijë si bartës të të drejtave të tij njerëzore. Parimisht, të gjithë do të pajtoheshin mbi të drejtën për banim, për të jetuar me familje dhe shokë, për mundësi të zhvillimit të personalitetit dhe talentit, që të jetë i respektuar dhe të trajtohet seriozisht. Prapëseprapë, edhe pse të drejtat e fëmijëve duken mjaft të rregulluara, ka shumë probleme në zbatimin e tyre. Sipas Konventës Ndërkombëtare të të Drejtave të Fëmijëve (KDF), mirëqenia dhe përkujdesja ndaj fëmijëve është ndër detyrat esenciale të çdo veprimtarie shtetërore dhe private.

Në këtë Konventë me fjalën fëmijë nënkuptohet çdo njeri nën moshën 18 vjeçare, përveç rasteve kur mosha madhore arrihet më herët, në përputhje me legjislacionin që i nënshtrohet. Gjithashtu, në nenin 3 të

KDF-së thuhet se në të gjitha veprimet që kanë të bëjnë me fëmijën, qoftë të marra nga institucionet publike ose private të mirëqënies shoqërore, nga gjykatat, autoritetet administrative apo organet legjislative, interesi më i lartë i fëmijës duhet të jetë në konsideratë parësore.[7] Që nga viti 1970 nocioni i rrezikut ka pasur një ndikim gjithnjë më të madh, si rezultat i interesit politik dhe publik rreth abuzimit të fëmijëve. Në mënyrë të veçantë është pranuar gjerësisht se një numër i konsiderueshëm i fëmijëve janë në rrezik, e kjo si rezultat i neglizhimit ose keqtrajtimit në familjet e tyre. Në shumë raste të paraqitura, ku fëmijët kanë vdekur ose janë abuzuar rëndë, profesionistë të ndryshëm janë kritikuar për mosidentifikimin e rasteve me rrezikshmëri të lartë dhe për mosndërmarrjen e hapave të përshtatshëm për të mbrojtur fëmijët.[8]

Shumë organizata fëmijësh shqetësohen për të siguruar që të drejtat për pjesëmarrje të fëmijëve po respektohen. Ata i këshillojnë fëmijët dhe të rinjtë në lidhje me shumë çështje të rëndësishme, të cilat ndikojnë në jetët e tyre. Mekanizmat kolektivë për këshillimin e fëmijëve dhe të rinjve (shkollat dhe këshillat e të rinjve, kuvendi) ndihmojnë për të siguruar se të rriturit janë më të vetëdijshëm mbi interesat e tyre. Rreziku që ekziston është se dëgjohen vetëm pikëpamjet e fëmijëve të zgjedhur. Gjithashtu dëgjimi i fëmijëve dhe mosndërmarrja e veprimeve mund të çojë në deziluzion dhe cinizëm.[9] Koncepti mbi sigurinë njerëzore është përshkruar si një dokument që promovon lirinë e qenies njerëzore nga frika dhe kërkesa, me mundësi të barabarta për zhvillim të plotë të potencialit njerëzor. Pra, ai fokusohet në situatën e pasigurisë, të shkaktuar nga dhuna dhe varfëria, e të acaruar më tutje nga diskriminimi dhe përjashtimi shoqëror. Sipas Agjencisë së Statistikave të Kosovës, përqindja e fëmijëve të moshës 5-17 vjeçare që janë të angazhuar në punë ka dalë të jetë 10.7 %, përderisa numri i përgjithshëm i fëmijëve në punë të rënda i evidentuar nga Qendrat për Punë Sociale në gjithë Kosovën, për vitin 2014, ishte 206 fëmijë.[10] Ndërsa, sipas zyrtarëve shtetërorë që merren me luftën kundër narkotikëve, Kosova po "përparon" me shtimin e numrit të narkomanëve për rreth 20 mijë konsumues të drogës në Kosovë, shumica prej tyre të rinj.[11]

### Shërbimet e fëmijëve që njihen me ligj kanë tri fusha kryesore të përgjegjësisë:

- Fëmijët që jetojnë në qendrat e kujdesit rezidencial ose që presin të adaptohen;
- Mbrojtja e fëmijëve, p.sh.: veprimet dhe shërbimet për fëmijët që kanë qenë të abuzuar ose kur dyshohet se mund të jenë abuzuar;
- Ofrimi i mbështetjes për familjen, një seri ndërhyrjesh praktike dhe terapeutike për familjet që kanë anëtarë të familjes me aftësi të kufizuara, ose në rastin e kundërt, kur shëndeti ose zhvillimi i fëmijës është përkeqësuar.[12]

Ligji, politika dhe udhëheqja e kanë vënë theksin te rëndësia e bashkëpunimit ndërinstitucional, që ka si qëllim interesin më të mirë për fëmijët, duke filluar nga mbrojtja e tyre, me kërkesën për të zhvilluar plane të përbashkëta dhe duke marrë vendime sipas rasteve specifike.

### Roli i familjes dhe përgjegjësia e prindërve

Mjedisi ku fëmijët kalojnë më shumë kohë është familja. Kjo është parë si hapësirë në të cilën qeveria nuk duhet të ndërhyjë, përveç rasteve të veçanta. Prindërit janë përgjegjës për përkujdesjen dhe edukimin e fëmijëve të tyre, dhe për marrjen e vendimeve të duhura lidhur me fëmijët. Mirëqenia e fëmijëve qëndron në radhë të parë. Prindërit duhet t'i edukojnë fëmijët sipas kushteve të tyre, dhe të mbështesin zhvillimin e tyre fizik, mendor dhe moral. Ata duhet t'u ofrojnë një arsimim të përgjithshëm, të arsyeshëm dhe konform prirjeve dhe aftësive të tyre. Për këtë qëllim nevojitet bashkëpunimi me shkollën dhe përkrahja e fëmijëve gjatë zgjedhjes së profesionit të tyre. Nëse rrezikohet mirëqenia e fëmijëve, nëse prindërit nuk i ndihmojnë fëmijët vetvetiu ose nuk janë në gjendje të ofrojnë ndihmën e nevojshme, atëherë enti për çështje të kujdestarisë merr masat e nevojshme për mbrojtjen e fëmijëve.[13] Ndërhyrja shtetërore përqendrohet në detyrën e shtetit për të ndihmuar dhe siguruar mirëqenien e fëmijëve, duke shkelur (në qoftë se është e nevojshme) edhe dëshirat dhe të drejtat prindërore, për hir të fëmijëve.

(1) http://www.telegrafi.com/lajme/ankandi-i-drejtesise-apo-rileximi-i-rawls-it-26-2592.html. (2) http://www.furkan.com.mk/kushtetuta-e-medines.html. (3) Nisma e të rinjve për të drejtat e njeriut Kosovë, "shkolla për lider të rinj", Prishtinë, 2011, f. 7. (4) Gruda, Z. (2000). Mbrojtja Ndërkombëtare e të Drejtave të Njeriut. (5) Nisma e të rinjve për të drejtat e njeriut Kosovë, "shkolla për lider të rinj", Prishtinë, 2011, f. 8. (6) Elona Dhembo dhe Irida Agolli, "Politikat sociale dhe mirëqenia sociale", Alb Papaer, Tiranë, 2010, f. 93. (7) http://www.hrrp.eu/alb/docs/CRC-a.pdf. (8) Ibid, (Elona Dhembo dhe Irida Agolli), f. 93. (9) Po aty. (10) http://www.telegrafi.com/ekonomi/lajme-ekonomi/ne-kosove-10-7-e-femijeve-nga-5-17-vjec-jane-te-angazhuar-ne-pune.html. (11) http://www.albinfo.ch/kosove-rritet-numri-i-narkomaneve/. (12) Ibid, (Elona Dhembo dhe Irida Agolli), f. 96. (13) http://www.integration-bsbl.ch/uploads/tx_x4eipool/_wkb_alb_kinder.pdf.

Msc. Ass. Teuta Borovci-Jaha



# Udhëzime për gratë që përgatiten të kenë fëmijë

**(Këshilla fetare dhe mjekësore për ata që planifikojnë të bëhen prindër)**

Fëmijët janë begatia më e madhe që Zoti ia dhuron një çifti. Ata janë mirësi në këtë botë dhe botën tjetër. Prandaj arsyet që na nxitin të bëhemi prindër janë të shumta, por mbi të gjitha mbetja e esencës sonë në këtë botë edhe pas ikjes nga këtu, pra përmes pasardhësve. Në aspektin fetar, arsyen për t'u bërë prind e nxisin edhe shumë thënie të Muhamedit a.s., që si begati renditin fitimin e shpërblimit të Zotit si rezultat i fëmijëve, shpëtimin tonë nga ana e fëmijëve etj. Një ndër thëniet është edhe hadithi i transmetuar nga Ebu Hurejre, se ky i fundit e ka dëgjuar Muhamedin a.s. duke thënë: "Fëmijët tuaj fluturojnë në Xhenet duke mos u penguar askund. Kur ta takojnë (Ditën e Gjykimit) njërin apo të dy prindërit, i kap për rroba, ose për dore, pikërisht ashtu siç e kapni ju me dorë skajin e rrobës suaj, dhe nuk ndalen së ecuri derisa Allahu ta fusë në Xhenet atë së bashku me prindin."[1]

Bazuar në këtë thënie dhe në shumë të tjera si kjo, lindja e fëmijëve fillimisht është kërkesë fetare, e pastaj ajo sjell edhe shumë dobi të tjera.

Të bëhesh prind mund të jetë një eksperiencë përplot strese, nëse prindërit nuk janë të informuar mirë. Nëse çiftet janë naivë për ndryshimet që ndodhin në stilin e jetesës, në disa raste kjo mund të shkaktojë depresion, dhe në raste të tjera edhe pakënaqësi dhe keqkuptime. Një parim i artë duhet të ekzistojë te secili çift: Familja është parësore.

Besimtari duhet t'i lutet Zotin xh.sh. që Ai t'i falë fëmijë. Duaja për fëmijë është mësim fetar dhe udhëzim i dhënë nga gjithë pejgamberët. Zoti në Kuran përmend lutjen e njerëzve të mirë, të cilët thanë: "Zoti ynë, na bëj që të jemi të gëzuar më (punën) e grave tona dhe pasardhësve tanë, e neve na bëj shembull për të devotshmit!" (El Furkan, 74).

Ibën Abasi, në komentin e tij që i ka bërë këtij ajeti, ndër të tjera përmend: "Besimtarët me këtë lutje kanë si qëllim pasardhës që do të bëjnë vepra të mira, që do t'i gëzojnë prindërit e tyre në dynja dhe ahiret."

Gjithashtu kemi edhe lutje të pejgambereve të përmendur në Kuran, e të cilët edhe para lindjes edhe pas lindjes së fëmijëve u luten për fëmijët e tyre. Për shembull, Ibrahimi a.s. bëri dua në këtë mënyrë: "Zoti im, më dhuro mua (një fëmijë) prej të mirëve!"(Es Safat, 100).

### Lutja për fëmijët

Pejgamberi a.s. na këshillon që të jemi të kujdesshëm në lutjet për fëmijët tanë, të lutemi shumë për ta, sepse duaja e prindit pranohet, dhe Zoti na shpërblen me pasardhës të hairit.

Nga fjalët e Muhamedit a.s. myslimanët këshillohen që para akteve dashurore të kërkojnë strehim tek Allahu prej djallit të mallkuar, duke pohuar që fëmija i lindur nga ai akti dashuror të mos ndikohet nga djalli.[2]

Qëllimi më fisnik i aktit dashuror është sjellja në jetë e një pasardhësi, që është i udhëzuar në rrugë të drejtë, i dashur dhe i dobishëm për familjen dhe



gjithë njerëzit. Prandaj është shumë e rëndësishmë që bashkëshortët t'i luten Allahut për largimin e shejtanit të mallkuar nga pasardhësi i tyre. Ibën Abasi (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë: "Kur ndonjëri nga ju dëshiron t'i afrohet gruas së tij për të bërë dashuri, le të thotë: "*Bismilah. Allahume xhennibnesh-shejtan, ve xhennibi shejtane ma rezaktena*!" (Me emrin e Allahut! O Allah, na e largo djallin prej nesh dhe prej atij që do të na furnizosh me të!)"

Nëse nga ky akt dashuror është e caktuar që të ketë fëmijë, shejtani kurrë nuk do ta dëmtojë atë.[3]

### Ca këshilla për të rritur mundësinë e shtatzënisë

Nëse jeni një çift që dëshironi fëmijë, më poshtë janë të paraqitura disa këshilla për të rritur shanset e shtatzënisë:

- Spermatozoidet e meshkujve në trupin e gruas mbijetojnë 48 orë, kurse qelizat vezë të gruas kanë një jetë maksimale prej 12-24 orë.[4] Po brenda kësaj periudhe gruaja është e aftë për fekondim. Në këtë kohë marrëdhënia dashurore mund të çojnë deri te ngelja shtatzënë, pasi në këtë kohe kemi ovulacionin (pjekjen e qelizës femërore).
- Në marrëdhënie dashurore është i vlefshëm edhe ligji i gravitetit. Pozita më e lehtë për të ngelur shtatzënë është shtrirë, dhe duke pushuar pas aktit dashuror. Kjo duhet të ndodhë në mënyrë që spermatozoidet të kalojnë sa më lehtë te qeliza vezë dhe të bëhet fekondimi.
- Përjetimi i orgazmës nga ana e gruas gjatë aktit dashuror rrit mundësinë për të ngelur shtatzënë, sepse tkurrja e mitrës tërheq spermatozoidet te qeliza vezë.
- Gratë që kanë qenë të mbrojtura me kontraceptivë për një kohë, nuk kanë nevojë të presin më shumë se femrat tjera për të ngelur shtatzënë. Me përfundimin e përdorimit të kontraceptivëve pak kohë u duhet për t'u rivendos cikli. Megjithatë, zakonisht, që në ciklin e parë vjen deri te ovulacioni.

### Këshilla për t'u bërë prindër

Jeni të gatshëm të bëheni prindër?! Natyrisht se tash duhet të filloni t'i kushtoni rëndësi kësaj çështje, dhe atë sikur punëve të tjera dhe gjërave që keni dashur dhe dëshironi t'i bëni në vazhdimësi.

Nëse dëshironi krijimin e familjes, apo ta zgjeroni familjen me një anëtar më shumë, pritja nuk është zgjedhje për ju. Profesoresha e obsetrikës dhe gjinekologjisë në Stanford University School of Medicine, në Palo Alto, Calif, thotë: "Këshilla e parë për të ngelur shtatzënë është të mos i thoni vetes prit, por të provoni që ajo të ndodhë menjëherë. Kjo është gjëja e parë, dhe shumë gra ballafaqohen me konceptin se nuk mund të kontrollojnë gjithçka." Sidoqoftë, ka disa gjëra që mund të bëni, - apo të mos i bëni, - që të rrisni gjasat të mbeteni shtatzënë sa më shpejtë që është e mundur. Disa nga ato gjëra janë:

1. Largimi i stresit: Shumë femra, duke u munduar të ngelin shtatzënë, kjo u prodhon stres, e stresi sigurisht se mund ta prishë ovulimin. Në fushën e studimeve të mjekësisë gjinekologjike ky mendim tashmë është i njohur. Stresi gjithashtu mund të shkaktojë edhe çrregullim seksual dhe shqetësim te gjinia mashkullore. "Ka ca dëshmi se akupunktura mund të ndihmojë në lirimin e stresit dhe rritjen e gjasave për të ngelur shtatzënë," thotë Dr. Goldfarb.[5] Kështu që, këshilla jonë është të punohet në largimin e stresi dhe të provohet të bëhet një jetë pa stres.

2. Të bëhet një kontroll mjekësore para ngeljes shtatzënë: Secila femër, para se të fillojë të provojë të mbetet shtatzënë duhet të bëjë një kontroll te gjinekologu/ia. Kontrolli duhet të bëhet për ta shikuar gjendjen shëndetësore, se a është e gatshme të ngelet shtatzënë, pastaj për vitaminat për shtatzënat, përkatësisht se a ka të mjaftueshëm acid folik në organizëm apo duhet filluar të marrë më shumë. Arsyeja e konsumimit të acidit folik është shumë e madhe, ngase mungesa e acidit folik mund të shkaktojë probleme në kurriz dhe kafkë të foshnjës – "defekt të tubit neural", i cili shkakton vdekje apo invaliditet të rëndë te fëmija. Krahas mungesës së acidit folik ekzistojnë edhe faktorë të tjerë që mund të ndikojnë në krijimin e defektit të tubit neural, e që duhet kushtuar vëmendje dhe duhet konsultuar me mjekun, si: ekzistimi i defektit të tubit neural në familje, shtatzënia paraprake me defekt të tubit neural, përdorimi i disa antiepileptikëve, përdorimi i dushit të ngrohtë në shtatzëninë e hershme, temperatura e lartë trupore, temperatura në shtatzëninë e hershme, diabeti dhe trashësia e madhe te nënat etj. Prandaj, rekomandohet përdorimi i acidit folik edhe para konceptimit (shtatzënisë) shkaku i shmangies së rrezikut ndaj këtyre problemeve. Doza prej 400 mcg e acidit folik, e cila është e nevojshme ta merrni, përmbush ushqimin që është sasi e mjaftueshme të sigurohet për ju dhe për foshnjën tuaj. Është e rëndësishme që të filloni me këtë dozë tre muaj para fillimit të shtatzënisë, sepse defektet e tubit neural mund të paraqiten pas muajit të parë të shtatzënisë (28 ditë pas konceptimit), pra përderisa shumë gra ende nuk janë në dijeni që janë shtatzënë. Nuk duhet marrë më shumë se 1000



mcg në ditë, sepse edhe doza e madhe mund të jetë e rrezikshme për shëndetin tuaj. Gjërat ushqimore ku gjendet acid folik janë: gjethet e perimeve të gjelbra, farat, arra, portokalli, limoni, fasulja, mëlçia, drithërat e pasura – cereale, buka, makaronat dhe orizi.[6]

Prapëseprapë, kontrolli duhet të bëhet edhe për arsye të tjera, kryesisht për t'u këshilluar për një mbarëvajtje sa më të mirë të shtatzënisë.

3. Njohja e ciklit: Gratë duhet që vërtetë të kuptojnë ciklin e tyre, dhe se kur më së shumti ka gjasa që ato të mbeten shtatzënë. Koha më e mirë që të mbeteni shtatzënë është koha e ovulimit. Dita e parë e periodave (menstruacioneve) llogaritet dita e parë e ciklit 28 ditësh. "Prandaj, duhet të fillohet testimi nga dita e nëntë, dhe të vazhdohet derisa të vërehet rezultati pozitiv i testimit", thotë Dr. Joanne Piscitelli, profesor asistent i Gjinekologjisë në Qendrën e Mjeksisë pranë "DUKE UNIVERSITY" në Durham të Nju Jorkut.[7]

Gratë me cikël 28 ditësh anojnë të ovulojnë në ditën e 14, por shumë gra kanë cikël më të gjatë apo më të shkurtë, kështu që për t'u siguruar duhet kapur më gjerë, me fjalë të tjera të provohet nga dita e 11-të deri në ditën e 18-të, duke filluar numërimin nga dita e parë e ciklit.

4. Të bëhet një jetë e shëndetshme: Ushtrimet janë të mira, por kur provoni të mbeteni shtatzënë duhet ndaluar paksa. Ushtrimet e tepërta mund të çojnë deri te mosovulimi. Kështu që, për të mos e humbur mundësinë, duhet kontrolluar ushtrimet. Gjithashtu duhet lënë duhanin, që të rriten gjasat për një shtatzëni, sepse duhani ndikon në nivelet e estrogjenit dhe në ovulim. Duhet ta dimë se në mënyrë të rregullt mund të kemi realizim të shtatzënisë, nëse kemi marrëdhënie dashurore të rregullta dhe të pambrojtura brenda një viti. Statistikat thonë se 85 % e grave mbeten shtatzënë duke provuar brenda një viti. Nëse kjo nuk ndodh në periudhën më shumë se një vit, duhet konsultuar mjekun për ndonjë terapi ndihmëse. Për gratë më të moshuara se 35 vjet disa mjekë rekomandojnë që të konsultohen me mjekun pas gjashtë muajve të provave për shtatzëni.[8] Nëse punoni gjatë natës dhe flini gjatë ditës, kjo mund të ndikojë në mungesën e ovulacionit. Arsyeja është se ju mungon drita diellore. Në këtë rast trupi juaj prodhon hormon megatonin, i cili e vë trupin për të fjetur, pra e shtyn dhe e parandalon ovulacionin.[9]

5. Përdorimi i alkooli te gratë ndikon në çrregullimin e ciklit, e që ndikon në vonesën e menstruacioneve. Kjo shkakton edhe mungesën e ovulacionit. Te burrat alkooli ndikon keq në hormonet që prodhojnë spermatozoidet, si dhe në numrin e tyre. Pra nëse dëshirojmë të bëhemi prindër, duhet ta anulojmë përdorimin e alkoolit.

Për fund, duke qenë se temat si kjo kërkojnë shpjegim më të gjatë, këtë herë do të ndalemi vetëm te pjesa e parë e kësaj teme, pra duke dhënë disa udhëzime për gratë që përgatiten të kenë fëmijë, përkatësisht disa këshilla fetare dhe mjekësore për ata që planifikojnë të bëhen prindër. Herën tjetër do të vazhdojmë me udhëzimet për ushqim dhe shtatzëni të shëndetshme.

(1) Shënon Muslimi, Nr. 2625, Ahmedi, 2/488 etj. (2) Sabit Gashi, Gazmend Gjota. "Dispozita fetare dhe këshilla mjekësore për të porsalindurin 0-4", Botimi 1, Lib Art, 2010, f. 21-22. (3) http://xhamiambret.com/mburoja-muslimanit/duaja-para-mardhenieve-intime/ Data: 12.02.2016; ora 15:56. (4) Prof. L. Çkerri & Prof. R. Bregu, "Fiziologjia mjekësore", ILAR, Tiranë, 2000, f. 595. (5) http://sherohu.com/si-te-mbetem-shatzan-7-keshilla/ 12.02.2016. (6) http://www.bebaime.com/ushqimipershtatzena/acidi-folik. 03.04.2016. (7) Po aty. (8) http://sherohu.com/si-te-mbetem-shatzan-7-keshilla/ Data:12.02.2016, ora:14.30. (9) http://www.femra.net/sekrete-te-vogela-per-te-ngelur-shtatzene/. Data: 21.01.2016.



Md, MrSc . Agron M. Rexhepi (PhD)

# Shtimi i masës muskulore te sportistët [1,2,3]


## Abstrakt

Shumë sportistë, me qëllim të rritjes së performancave të tyre morfo-funksionale (formësimit të trupit, rritjes së forcës dhe fuqisë), janë të interesuar të shtojnë masën muskulore. Meqenëse procesi i shtimit të masës muskulore është nën ndikimin e shumë faktorëve (të brendshëm dhe të jashtëm), zgjidhja e këtij problemi nuk është edhe aq e lehtë, përkundrazi kërkon një qasje profesionale dhe multidisiplinare.

Shtimi i masës muskulore sigurisht se është më i vështirë sesa zvogëlimi i peshës trupore. Në përgjithësi shtimi i masës muskulore kërkon rritje të energjisë hyrëse (dieta hiperkalorike), ndërkaq energjia dalëse duhet pasuruar me aktivitete fizike të forcës. Dieta për shtimin e masës muskulore nuk dallon në cilësi nga dieta e një personi të shëndosh (ushqimet e llojllojshme dhe të shpërndara në racione dhe shujta të rregullta). Dallimet ndërmjet tyre mund të bazohen në aspektin sasior dhe kohor. Edhe pse kjo problematikë kërkon qasje të gjerë qëllimi kryesor i këtij shkrimi është që, në pika të shkurta, të ofrojë informata të përgjithshme rreth kësaj problematike.


## Hyrje

Sportistët e rinj të sporteve të caktuara, me qëllim të rritjes së performancave të tyre sportive, (rritja e energjisë – forcës dhe ngritja e nivelit të qëndrueshmërisë), dhe rritjes së "sigurisë" së tyre në sport (vetëmbrojtje më e madhe dhe me më pak lëndime), një rëndësi të posaçme ia kushtojnë shtimit të masës muskulore të trupit(4). Meqenëse shtimi i masës muskulore kërkon energji shtesë, sportistët që dëshirojnë të rrisin masën muskulore duhet të konsumojnë më tepër kalori brenda ditës sesa që mund të shpenzojnë (Eh>Ed)(2,6). Koha më e mirë për të tentuar shtimin e peshës trupore (masës muskulore) është koha jashtë sezonit garues apo në fillim të sezonit garues. Shumë herë, për të shtuar masën muskulore, sportistët përcaktohen për dieta jo të shëndosha, të pabalansuara dhe shumë të pasura me yndyra, sheqerna, apo proteina (dietat hiper-proteinike), që si rrjedhojë gjithnjë u shtohet masa dhjamore, si dhe u rritet niveli i yndyrave dhe sheqerit në gjak(5). Gabim tjetër që kjo kategori e sportistëve bën është marrja e shtesave ushqimore të pasura me proteina, të cilat përveç që janë shumë të shtrenjta dhe jo shumë të






sigurta, nuk është e vërtetuar se kanë ndonjë ndikim të rëndësishëm në shtimin e masës muskulore.

**Faktorët që ndikojnë në shtimin e masës muskulore**

Edhe pse ndërtimi-shtimi i masës muskulore është nën ndikimin e shumë faktorëve të brendshëm dhe të jashtëm, mënyra më e sigurt dhe më e shëndoshë për realizimin e këtij qëllimi është dieta e shëndoshë dhe e shoqëruar me aktivitetet e rregullta fizike të forcës[3]. Ka shumë faktorë që ndikojnë në shtimin e masës muskulore:

- Faktorët gjenetikë janë faktorë mjaft kufizues në shtimin e peshës trupore (masës muskulore). Nëse familjarët në përgjithësi janë të dobët, atëherë është shumë vështirë të ndërtohen muskuj të mëdhenj;

- Mënyra e të ushqyerit, si nga aspekti sasior, cilësor dhe kohor. Nëse synohet shtimi i masës muskulore, duhet që energjia hyrëse brenda ditës të rritet për 500-1000 kcal, ushqimi ditor të shpërndahet në tri racione ditore + tri shujta ndërmjetëse, të mos prishet raporti (%) ndërmjet makronutrientëve, si dhe të limitohen ushqimet hipokalorike (p.sh.: në vend të ujit të pihet qumësht apo lëngje frutash). E një rëndësie të posaçme është që brenda 20 minutave të parë pas ndërprerjes së aktiviteteve fizike të konsumohen karbohidrate të thjeshta dhe proteina, qoftë në formë të qumështit me çokollatë, apo kosit me fruta. Ky kombinim i karbohidrateve të thjeshta dhe proteinave do të ndihmojë rregullimin e shpejtë të nivelit të glikemisë dhe riparimin e mikrodëmtimeve të fijeve muskulore[2, 3].

- Lloji i aktivitetit fizik që bën sportisti. Meqenëse stërvitjet e forcës stimulojnë rritjen e masës muskulore, preferohet që të bëhen 3 herë e më shumë brenda javës.

Gjithashtu edhe stërvitjet e qëndrueshmërisë, edhe pse në sasi më të vogël, e rrisin masën muskulore dhe e shkrijnë indin dhjamor;

- Koha kur bëhet aktiviteti fizik (aktivitetet fizike që kanë për qëllim shtimin e masës muskulore preferohet të bëhen në orët e paraditës – atëherë kur niveli i metabolizmit i arrin vlerat më të larta);

- Koha e rikuperimit. (Një kujdes të posaçëm duhet kushtuar kohës së rikuperimit, respektivisht kohës së pushimit të muskujve, rikuperimit të mikrotraumave të fijeve muskulore, rimbushjen e depove të glikogjenit, si dhe rikthimin e parametrave tjerë vital në vlera normale, respektivisht rivendosjen e homeostazës së organizmit).

Në përgjithësi realizimi i shtimit të peshës trupore (masës muskulore) është më i vështirë sesa zvogëlimi i peshës trupore. Ngjashëm me humbjen e peshës trupore, ashtu edhe rritja e peshës trupore në fillim të tretmanit (dietë + stërvitje) realizohet shpejt, por për shkak të vetive përshtatëse të organizmit, me kalimin e kohës, zvogëlohet intensiteti i rritjes së peshës trupore. Në asnjë mënyrë nuk duhet lidhur shtimin e peshës trupore me marrjen e steroideve, hormoneve tjera, apo të ndonjë shtese tjetër ushqimore që është e ndaluar dhe e klasifikuara si e dëmshme për shëndet. Cilësia e dietës për shtimin e masës muskulore nuk dallon nga cilësia e dietës së një personi të shëndoshë: ushqimet e llojllojshme dhe të shpërndara në racione dhe shujta të rregullta.

Pjesëmarrja e yndyrave në ushqimin ditor duhet të jetë 20-30%, karbohidratet 50-65%, proteinat 15-20%. Masë tjetër e konsumimit të karbohidrateve është 6-10 gram/kg e peshës trupore. Ndërkaq sasia e marrjes së proteinave, varësisht nga qëllimi, varion nga 0.8-1.8 gr/kg të peshë trupore,[1] Esenciale për shtimin dhe zhvillimin e masës muskulore te sportistët e rinj është rritja e sasisë së proteinave në menynë e tyre ditore.[3, 6, 7] Sipas autorëve të ndryshëm, sasia e nevojshme ditore për proteina për sportistët e rinj e që tentojnë të shtojnë masën muskulore variron nga 1.6-1.8 gr/kg e peshë trupore, deri në 2 gr/kg,[7,8,9]

### Këshilla për shtimin e peshës trupore

1. Bazë e shtimit të masës muskulore është rritja e energjisë hyrëse për 500-1000 kcal, dhe shtimi i aktiviteteve fizike të llojit të forcës;

2. Shtimi i peshës trupore kërkon kohë më të gjatë. Me qëllim që shtimi i peshës trupore të bazohet në shtimin e masës muskulore e jo të indit dhjamor, preferohet që brenda një jave të shtohen 300-500 gram. Çdo tentativë e shtimit më të madh të peshës trupore do të favorizonte shtimin e masës dhjamore;

3. Të zgjidhet ushqimi hiperkalorik (p.sh.: qumështi me pak yndyrë në vend të qumështit pa yndyrë, apo ujit);

4. Të hahen porcione më të mëdha të ushqimit sesa që janë ngrënë më parë, dhe të mos kalohen racionet ushqimore;

5. Të hahen 5-6 racione ushqimi në ditë;

6. Të pihen sasi të mëdha lëngjesh që japin kalori: lëngje pemësh, qumësht, koktej qumështi, apo pije sportive;

7. Të fillohet me një program të mirë stërvitor stimulues;

8. Të përcaktohen qëllimet reale të mundshme për t'u realizuar për shtim të peshës (muskulaturës) trupore proporcionalisht me kufizimet gjenetike të përcaktuara. Çdo person ka potencial të ndryshëm gjenetik për të zhvilluar masën muskulore;

9. Të bëhet gjumi i rregullt dhe i plotë. Për pushim të plotë dhe lirim optimal të hormoneve sportistët e nivelit të lartë (elitar) dhe që bëjnë stërvitje të forta duhet flenë para orës 23.00, dhe të bëjnë 8-10 orë gjumë. Gjysmë ore para se të flenë, për të shmangur veprimin e valëve elektromagnetike, duhet të fikin TV, PC apo telefonin, si dhe dhoma e gjumit duhet të jetë maksimalisht e errësuar (lirimi i melatoninës)10, dhe;

10. Të kalkulohen kaloritë ditore që merren përmes ushqimit dhe pijeve sa më saktë që është e mundur.

Kalkulimi i saktë i kalorive ditore do të mundësonte kontrollimin e procesit të shtimit të masës muskulore trupore, duke e pamundësuar shtimin e masës së tepërt dhjamore, respektivisht mosshtimin e masës muskulore trupore.[2, 3, 7, 8, 9]

1. Lemon PWR. Effects of exercise on dietary protein requirements. International Journal of Sport Nutrition. 1998; 8:426-47. 2. Rexhepi A. Mjekësia Sportive. Prishtinë, 2008. 3. Rexhepi A. Nutricioni dhe sportistët. Prishtinë, 2010. 4. Weight Gain Tips For Athletes. Qasja në: http://www.drugs.com/cg/weight-gain-tips-for-athletes.html Data e qasjes: 18.02.2015. 5. Livestrong. Top 10 ways to gain weight. Qasja në: http://www.livestrong.com/article/323641-how-to-healthily-gain-weight-for-athletes/ Data e qasjes: 18.02.2015. 6. Australian Government. Australian Sports Commission. Increasing Muscle Mass. Qasja në: http://www.ausport.gov.au/ais/nutrition/factsheets/body_size_and_shape/increasing_muscle_mass. Data e qasjes: 18.02.2015. 7. Burke L, Deakin V. Clinical Sports Nutrition. McGraw-Hill Book Company, Roseville, Australia, 2000. 8. Heimer S., Cajavec R. Medicina Sporta, Zagreb, 2006. 9. Nutrition Express. Strength & muscle building plan for high school athletes. Qasja në: http://www.nutritionexpress.com/showarticle.aspx?articleid=729 Data e qasjes: 19.02.2015. 10. Mens Fitness. Fitness secrets of olympic athletes. Qasja në http://www.mensfitness.com/training/pro-tips/fitness-secrets-of-olympic-athletes Data e qasjes: 19.02.2015

Dr. Hatixhe AHMEDI

# Hafëz Lutfi Efendi Ahmedi (1904-1981)



**-Skicë për një monografi -**

## Hyrje

Disa personalitete bëjnë ndryshime të mëdha në histori, lënë mbresa të pashlyeshme në kujtesën e popullit të tyre, dhe mundësojnë që edhe pas vdekjes së tyre prore të përmbushin shpirtin dhe ndërgjegjen e të gjallëve, ngaqë vepra e tyre është aq e frytshme saqë frytet e tyre ngelin në dynja edhe pas amshimit të tyre në ahiret. Një nga personalitetet e shquara dhe që ka lënë vulën dhe gjurmët e veta gjithandej nga shkoi e veproi është edhe Hafëz Lutfi efendi Ahmedi nga Presheva, i cili me dijen dhe veprën e tij së pari rilindi veten e tij, e më pas edhe popullin e tij, duke e shpërndarë dijen që kishte, si me udhëzim ashtu edhe me këshillim dhe duke vepruar për ta dhe pro tyre deri në frymën e fundit. Njerëz sikur Hafëz Lutfi efendiu, vijnë rrallë në këtë botë. Ishte mësues, imam, edukator, këshillues, ligjërues, veprimtar politik dhe prijës i shquar.

## Lindja, edukimi dhe shkollimi

Hafëz Lutfi efendiu lindi në Preshevë, më 31. 11. 1904, në një familje arsimdashëse e të formuar kombëtarisht dhe me taban kulturor. Shkollën fillore e kreu në Preshevë, te i ati i tij Abdylaziz efendiu, i cili ishte i shquar dhe njihej si mësues i shkollave në Kumanovë dhe Preshevë me rrethinë. Në vitet e hershme të vegjëlisë e kreu shkollën tek i ati dhe te Selim Selimi dhe Talat Hydaverdi Esati, të cilët njiheshin si pinjollë të parë të arsimit në këto treva, ndërsa më pas vazhdoi mësimet në shkollën e mesme të atëhershme të quajtur "Ryzhdije", në Preshevë, ku mësues dhe drejtor i saj ishte ungji i tij, mësuesi i parë i shkollave shqipe në Preshevë, Myderriz Hafëz Ali efendi Ahmedi, me ç'rast edhe diplomohet në këtë shkollë. Në shkollën "Ryzhdije", Hafëz Lutfiut i jepet mundësia që të pajiset me mësim dhe njohuri të shumta në shkencat fetare dhe shkencore, që ishin të parapara në plan-programet e këtyre shkollave, që ishin fort të avancuara për kohën. Lëndët që mësoheshin në shkollat "Ryzhdije", ndaheshin në tri grupe: në lëndët shkencore, gjuhësore dhe ato fetare.

Në grupin e parë, respektivisht në lëndët shkencore, bënin pjesë: Algjebra, Edukata fizike, Bukurshkrimi, Historia, Gjeografia, Gjeometria, Amvisëria, Shkencat për ruajtjen dhe kujdesin shëndetësor/Higjiena, Metodologjia e mësimdhënies dhe hulumtimit dhe Matematika.

Në grupin e dytë hynin lëndët fetare: Shkencat e Përgjithshme Fetare dhe Kurani me disiplinat e tij.

Në grupin e tretë bënin pjesë lëndët gjuhësore, si: Gjuha arabe, Gjuha osmane, Gjuha perse dhe Gjuha frënge.

Nëpër të gjitha këto lëndë Hafëz Lutfiu u vlerësua me nota të larta, dhe veç e veç nga secili profesor, të cilët përveç firmave të tyre kishin vënë edhe vulat në diplomën e Hafëz Lutfiut.



*Myderriz Hafëz Ali ef. Ahmedi, Drejtor i shkollës "Ryzhdije" dhe më vonë themelues dhe drejtor i "Medresesë së Preshevës", tek i cili Hafëz Lutfiu përfundoi hafëzllëkun, shkollën "Ryzhdije" dhe mori "Ixhazetin".*

Myderriz Hafëz Ali ef. Ahmedi, Drejtor i shkollës "Ryzhdije" dhe më vonë themelues dhe drejtor i "Medresesë së Preshevës", tek i cili Hafëz Lutfiu përfundoi hafëzllëkun, shkollën "Ryzhdije" dhe mori "Ixhazetin".

Krahas vijimit të shkollës, Hafëz Lutfiu në moshën dhjetëvjeçare përfundoi edhe "hafëzllëkun" – "mësimin e Kuranit përmendësh", gjithashtu tek axha i tij, Myderriz Hafëz Ali efendiu.

Përveç këtyre, Hafëz Lutfiu kreu edhe medresenë e Preshevës, ku edhe mori ixhazetin/diplomën, të cilën ia lëshoi myderriz Hafëz Ali efendiu.

### Punësimi dhe aktiviteti politik për çështjen shqiptare

Pas përfundimit të krejt niveleve të shkollave të kohës dhe hafëzllëkut, Hafëz Lutfiu filloi menjëherë aktivitetet e tij në xhami-si imam i rregullt, dhe në shkollë-si mësues i rregullt.

### Hafëz Lutfiu në moshë të re

Gjatë periudhës ndërmjet viteve 1928/29 e deri në vitet 1932, Hafëz Lutfiu punoi si "mualim" – "mësues" nëpër shkollat e atëhershme "ibtitidaije" – "fillore" të Preshevës. Gjatë kësaj pune trivjeçare e ndihmoi në masë të madhe edhe e shoqja e tij hafëzja Emine Aliu – Ahmedi, e bija e ish administratorit dhe tregtarit të famshëm të Preshevës, Ymer efendi Aliut.



*Hafëz Lutfiu në moshë të re*

Në vitin 1932 emërohet si imam ofiqar për xhematin që varej nga xhamia kryesore e qytetit, përkatësisht, te xhamia e "Ibrahim Pashë Bushatliut".

Duke qenë imam, me insistimin e Abdulla Krashnicës, i cili në atë kohë ishte kryetar i Nënprefekturës së Preshevës, Hafëz Lutfiu u emërua si zëvendës i kryetarit të Nënprefekturës së Preshevës. Këtë post ai e ushtroi menjëherë pas çlirimit, domethënë gjatë viteve 1944/45.

Nga protokollin me numër 14/45 të datës 04. 01. 1945, shihet se Hafëz Lutfiu është emëruar si referent kryesor i arsimit në Nënprefekturën e Preshevës. Pas kësaj gjithashtu filloi edhe vijimin e punës si mësues në shkollën e parë shqipe të Preshevës, e cila fillimisht ishte e vendosur në godinën e njohur si "Villa Letafet", e më pastaj në "Medresenë e Vjetër të Preshevës", e më vonë te godina pranë stacionit të autobusëve në Preshevë.

Në kohën kur ishte mësues Hafëz Lutfiu, drejtoreshë dhe mësimdhënëse e atëhershme e shkollës ishte Lepsha, ndërsa zëvendës i saj dhe drejtor për shqiptarët ishte Hafëz Lutfiu.

Në këtë kohë Hafëz Lutfiu nxënësve u mësonte gramatikën e gjuhës shqipe, duke u bazuar në një gramatikë që e kishte marrë në Shqipëri, e që përdorej në shkollat e mesme të Shqipërisë. Edhe sot e kësaj dite nxënësit e tij, si: Bejtullah Osmani, Sylejman Ahmedi, Sylejman Fetahu etj., kujtojnë me nostalgji dhe flasin me admirim për mësimet që ua kishte mësuar, formën dhe mënyrën e shpjegimit të mësuesit të tyre.

Në kohën sa ishte mësues Hafëz Lutfi u burgos nga UDB-ja jugosllave. Në një dokument të kohës shkruan se burgosja e Hafëzit ishte urdhër i prerë që patjetër duhej përmbushur. Kjo dëshmi është në protokollin me numër 13 të Nënprefekturës së Preshevës, të datës 27. 02. 1947. Në mungesë të argumenteve, provave dhe verifikimit e lëshuan nga burgu pas një muaji, por ky lëshim ishte me kusht, e kjo ndodhi aty diku me datë 28. 03. 1947. Mirëpo, pas daljes nga burgu ai sërish e vazhdoi punën e tij në arsim.

Edhe disa vite punoi si mësues, dhe më vonë u detyrua nga sistemi i kohës që ta hiqte uniformën e tij fetare të hoxhës, respektivisht "shallin" – "çallmën", gjë që ishte në kundërshtim të plotë me profesionin dhe idetë e Hafëz Lutfiut. E gjithë kjo ndodhi nga detyrimi i dhunshëm i Josif Trajkoviqit, i njohur në popullatë me nofkën "Joski", për arsye se e kishte pasur Selim Seliminn si nxënës, ndërsa Hafëz Lutfiu dhe Selim Selimi kishin raporte të shkëlqyera dhe respekt të madh për njëri-tjetrin.

Iniciator i burgosjes së tij ishte personi mirëmbajtës i shkollës, një serb i quajtur Hristo, që gjatë kohës kur Hafëz Lutfiu ai ishte mësues ai ishte shërbëtor dhe pastrues i shkollës.[1]

Si personalitet Hafëz Lutfi efendiu ka qenë një entuziast dhe person që meriton çdo lëvdatë. Ka qenë shumë i rregullt në kryerjen e shërbimit fetar, ka pasur një zë të bukur, gjë që edhe më shumë ia ka rritur vlerën si imam. Ka qenë njeri me ideale të forta kombëtare, dhe më 1945, kur filluan të hapen shkollat e para shqipe dhe kur kuadri për këto shkolla mungonte gati 100 %, ai pa u hamendur aspak u paraqit të punojë si mësues. Ky vendim i tij ndikoi pozitivisht edhe te shumë hoxhallarë, që u rreshtuan ndër mësuesit e parë në këtë proces me rëndësi të madhe kombëtare. Ky me kolegët e tij të profesionit ka përcjellë shumë gjenerata, nga ku dolën shumë studentë të profileve dhe fushave të ndryshme.[2]

Përveçqë imam dhe si prijës fetar, Hafëz Lutfiu ka mbajtur edhe shënimet e gjendjes civile të xhematit të tij, si "Mbajtja e librit amzë të të lindurve, të të vdekurve dhe të të kurorëzuarve.[3]

(1) Nga kujtimet e të birit të tij, Hafëz Avni efendi Ahmedit. Bisedë e zhvilluar më 01. 14. 2016 në Preshevë. (2) Nijazi Bektashi, Revista "Jehona", f. 25, bot: 27, Janar 2003, Bujanoc. (3) Nijazi Bektashi, po aty, f. 24.

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjilan**

*Shpall:*

# KONKURS

**Për plotësimin e vendeve të lira të punës:**

**Imam, hatib dhe mualim në xhamitë, e fshatrave Zhegër dhe Përlepnicë.**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë, dhe;
7. Ta dorëzojnë letërnjoftimin (fotokopje)

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*
** Certifikata e lindjes;*
** Certifikata shëndetësore;*
** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*
** Vërtetimi për përvojën e punës;*
** Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*
** CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

**Vërejtje:**

- Dokumentet dorëzohen në zyrat e Këshillit të BI-së në Gjilan.
- Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.
- Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Rahovec**

*Shpall:*

# KONKURS

**Për plotësimin e vendeve të lira të punës:**

**1. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Pastasel**

**2. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Zatriq**

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Suharekë**

*Shpall:*

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë, dhe;
7. Ta dorëzojnë letërnjoftimin (fotokopje)

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*
** Certifikata e lindjes;*
** Certifikata shëndetësore;*
** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*
** Vërtetimi për përvojën e punës;*
** Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*
** CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

**Vërejtje:**

- Dokumentet dorëzohen në zyrat e Këshillit të BI-së në Rahovec.
- Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.
- Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

# Myftiu Tërnava merr pjesë në përurimin e xhamisë "Emin Pasha" në Prizren, me videolink uron edhe presidenti turk Erdogan




*Myftiu gjatë prerjes së shiritit të xhamisë "Emin Pasha" në Prizren*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 16 mars ka marrë pjesë në përurimin i restaurimit të xhamisë "Emin Pasha" në Prizren, e cila është restauruar me financimin e Agjencisë Turke për Zhvillim dhe Bashkëpunim Ndërkombëtar (TIKA). Në këtë ngjarje morën pjesë ambasadorja e Turqisë në Kosovë, Kivilcim Kiliç, ministrat e kabinetit qeveritar, Ferid Agani, Mahir Jakxhillar e Rasim Demiri, deputetë të Kuvendit të Kosovës si dhe përfaqësues nga niveli lokal e qendror. Pjesë e inaugurimit ishte edhe presidenti i Turqisë, Rexhep Tajip Erdogan, që është lidhur nëpërmjet një videolidhjeje nga Ankaraja, e i cili ka porositur kosovarët që të punojnë për ta bërë atdheun e tyre më të fuqishëm, më të sigurt e me mirëqenie më të madhe. Ai ka shprehur respektin edhe për punën e TIKA-s, duke uruar për përurimin e kësaj xhamie. Ai gjithashtu ka thënë se Turqia do të vazhdojë ta mbështetë Kosovën në të gjitha aspektet.

Myftiu Tërnava gjithashtu ka falënderuar TIKA-n për bashkëpunimin, duke theksuar se Kosova edhe më ka nevojë për ndërtim dhe restaurim të xhamive tjera. "Të gjithë e dimë se "TIKA" nuk bën vetëm xhami por ndërton edhe rrugë, shkolla, spitale, shtëpi etj., si dhe ndihmon aty ku është nevoja, për çka ne e falënderojmë", ka thënë myftiu Tërnava.

Nga ana e tij, myftiu Tërnava gjithashtu ka shprehur dhembjen për viktimat e sulmit terrorist në Ankara, duke nënvizuar se ndjenja e paqes gjithnjë do të jetë më e fuqishme se ajo e terrorit. "Edhe ne fuqizohemi që edhe nga Kosova jonë mos t'i lejojmë vend askujt dhe asnjëherë për ndonjë akt terrorist, ekstremizëm e fundamentalizëm, por ta ruajmë këtë Islam që e kemi trashëguar tash e 600 vjet me radhë", tha myftiu Tërnava.

Me këtë rast, myftiu Tërnava në fund bëri edhe një dua për viktimat e pafajshme nga sulmi terrorist në Ankara.

Xhamia "Emin Pasha" është ndërtuar rreth vitit 1831, nga Mehmet Emin Pashai, i biri i Tahir Pashës.

### Myftiu Tërnava priti princin Charls në xhaminë “Sinan Pasha”

Më 19 mars, në qytetin e bukur të Prizrenit, në xhaminë “Sinan Pasha”, myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, priti princin Charls, i cili në vendin tonë qëndroi për një vizitë dyditore.

Myftiu Tërnava falënderoi princin Charls për vizitën e tij në Kosovë, e në veçanti për ndihmën që qeveria dhe populli i tij ia ka ofruar Kosovës në ditët më të vështira, për çka Kosova gjithmonë do të jetë mirënjohëse.



*Myftiu me princin Charls në vizitë te xhamia “Sinan Pasha”*

“Bashkësia Islame e Kosovës ka dhënë kontribut të çmuar në ruajtjen dhe kultivimin e tolerancës ndërfetare me gjithë komunitetet që jetojnë në Kosovë, dhe kështu do vazhdojë edhe në të ardhmen”, theksoi myftiu Tërnava.

Me këtë rast myftiu Tërnava i dhuroi princit Charls librin mbi rrënimin e xhamive të Kosovës gjatë luftës 98/99.

### Myftiu Tërnava zgjedhet anëtar i Sekretariatit të Lartë Botëror Islamik për Fetva, me seli në Kajro

*Nga Sekretariati i lartë botëror islamik për fetva*
*Drejtuar Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava.*

*Kongresi i Parë Botëror, i mbajtur në Kajro më 17-18 gusht 2015, dhe i organizuar nga Myftinija e Egjiptit, me titull “Fetvaja, problematikat reale dhe horizontet e ardhshme”, rezultoi me disa iniciativa, e më kryesorja ishte themelimi i Sekretariatit të Lartë Botëror Islamik për Fetva me qendër në Kajro, gjegjësisht në Myftini të Egjiptit. Sekretariati në fjalë konsiderohet asamble botërore e specializuar në këtë çështje.*



صاحب الفضيلة الأستاذ / نعيم ترنافا
المفتي العام ورئيس الشؤون الإسلامية في كوسوفو
السلام عليكم ورحمة الله وبركاته.. وبعد

*Ky institucion do të bëj bashkërendimin e institucioneve që japin fetva në nivel botëror, me qëllim të ngritjes së fuqisë vepruese të dhënies së fetvave, por edhe për koordinimin e këtyre organizmave për të prodhuar një fetva shkencore ekuilibruese, si dhe për shtimin e aktiviteteve derisa të jepet fetva; pra fetvaja të bëhet një nga elementet e zhvillimit dhe civilizimit njerëzor. Ky institucion do të organizojë kongres vjetor, ku do të shtjellojë çështje që kanë të bëjnë me fetvatë dhe problemet bashkohore me të cilat po përballet umeti islam.*

*Ky institucion ka një sërë objektivash, por më kryesoret janë: përforcimi i metodës ekuilibruese në dhënien e fetvasë, shkëmbimi i përvojave shkencore, organizative e praktike mes anëtarëve, ofrimi i konsultimeve shkencore e praktike për institucionet e fetvasë për zhvillim dhe përparim, ngushtimi i hapësirës së kundërshtimit mes institucioneve të fetvasë me anë të konsultimeve shkencore, pengimi i fenomenit të kaosit dhe ekstremizmit në dhënien e fetvasë etj.*

*Prandaj, me kënaqësi presim nga ju që të jeni anëtar i Sekretariatit të Lartë Botëror Islamik për Fetva.*

*Përktheu R. Suma*

### Myftiu Tërnava priti një delegacionn të KBI të Ulqinit

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef Tërnava, më 2 mars priti në një takim kryeimamin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Ulqinit, Ali ef. Bardhi, i cili shoqërohej nga kryetari i Këshillit, z. Gazmend Dollaku, si dhe nga imamë të qytetit dhe rrethinës së Ulqinit.

Myftiu Tërnava, pasi u dëshiroi mirëseardhje, mysafirët i njoftoi me të arriturat dhe sfidat me të cilat po përballet BIK-u dhe organizimin e jetës fetare në Kosovë. “Ne vazhdimisht kemi pasur marrëdhënie shumë të



*Myftiu në takim me delegacionin e Ulqinit*

mira me BI-në e Malit të Zi në përgjithësi, dhe në veçanti me KBI-në e Ulqinit, dhe ne jemi të interesuar që edhe më të thellohet ky bashkëpunim mes dy institucioneve tona, në të mirë të popullit tonë", shtoi Tërnava. Ai gjithashtu theksoi gatishmërinë e BI të Kosovës, që organizoi seminare, ligjërata dhe aktivitete të ndryshme fetare për ta ndihmuar KBI-në e Ulqinit si dhe të shikohen mundësitë e pengimit të shpërnguljes së shqiptarëve nga Ulqini dhe vendet në të cilat jetojnë ata. Kryeimami Ali ef. Bardhi falënderoi myftiun Tërnava për pritjen, dhe tha se kjo vizitë e ka një domethënie dhe rëndësi të veçantë, sepse përveç takimeve, njohjes me arritjet dhe sfidat, s'ka dyshim se hap horizonte të reja bashkëpunimit konkret, e që për Ulqinin janë tepër të rëndësishme", tha Ali ef. Bardhi. Më pas kryeimami e njoftoi myftiun Tërnava me aktivitetet që ka zhvilluar Këshilli i BI të Ulqinit, duke theksuar se punët në ndërtimin e godinës për medresenë e vajzave në Ulqin, për të cilën mendohet që shtatori i këtij viti të jetë përurues, pra po shkojnë mirë." Ai theksoi se kanë nevojë për bashkëpunim, e sidomos për mbështetje nga Bashkësia Islame e Kosovës". Nga ana e tij, myftiu Tërnava potencoi se çdo e arritur e tyre i gëzon, dhe e konsideron të arritur të përbashkët, dhe se do ta mbështetë pa asnjë rezervë, pra, për çdo sfidë ju do keni përkrahjen dhe mbështetjen tonë", tha myftiu Tërnava.

"Ne kemi për obligim që të mbështesim njëri-tjetrin. BIK-u ka potencialet e duhura që të mbështesë Këshillin e BI-të Ulqinit me literaturë, për nevoja të nxënësve të medresesë në Podgoricë, si dhe me literaturë të ndryshme që e boton Kryesia e BIK-së, duke përfshirë edhe botimet periodike që do të jenë në dobi të besimtarëve. Do t'ju mbështesim në përgatitjen dhe shkollimin e kuadrit nga ajo anë, si dhe do të shtojmë bashkëpunimin në të gjitha fushat ku ju e shihni të arsyeshme që ne mund të ndihmojmë", tha ndër të tjera myftiu Tërnava.

Gjithashtu, përveç këtyre që u thanë, myftiu ofroi edhe bashkëpunim për dërgimin e imamëve për muajin Ramazan. *(R.S)*.

### MPMS nënshkroi marrëveshje bashkëpunimi me ARC-në, ASHI-në dhe BIK-un

Ministria e Punës dhe Mirëqenies Sociale nënshkroi marrëveshje bashkëpunimi me Agjencinë e Regjistrimit Civil, Agjencinë e Shoqërisë së Informacionit dhe Bashkësinë Islame të Kosovës, për shkëmbimin e informacioneve për rastet e konfirmuara të vdekjeve të qytetarëve të përkatësisë fetare islame të Republikës së Kosovës. Palët u dakorduan që informatat e pranuara nga BIK-u për rastet e evidentuara të vdekjeve të kalojnë në Agjencinë e Regjistrimit Civil, dhe ARC të njëjtat t'ia përcjellë Ministrisë së Punës dhe Mirëqenies Sociale. Për mbarëvajtjen e kësaj marrëveshjeje, palët po ashtu u pajtuan që procesi i identifikimit dhe shkëmbimit të informatave të monitorohet nga ARC-ja, së paku dy herë brenda vitit. Ministria e Punës dhe Mirëqenies Sociale ka ndërmarrë këtë veprim për të evituar keqpërdorimet e shumta me listat e të vdekurve, përfitues të skemave pensionale, të raportuara në të kaluarën. Së shpejti marrëveshje të ngjashme MPMS do të nënshkruajë edhe me Ipeshkvinë Katolike të Kosovës, Kishën Ortodokse Serbe në Kosovë, si dhe me bashkësitë tjera fetare. *(R.S)*.



*MPMS nënshkroi marrëveshje bashkëpunimi me ARC-në, ASHI-në dhe BIK-un*

## Kuvendi i BIK-ut miratoi Raportin e Punës së Kryesisë së BIK-ut dhe Llogarinë Përfundimtare

Në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës Kuvendi i kësaj Bashkësie më 30 mars 2016 ka mbajtur mbledhjen e rregullt, të kryesuar nga Mr. Ajni Sinani - kryetar, ku morën pjesë edhe myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, bashkë me anëtarët e Kryesisë dhe drejtorët e drejtorive të BIK-ut.

Pas fjalës hyrëse të kryetari të Kuvendit, Mr. Ajni Sinanit, një fjalë përshëndetëse dha edhe myftiu Naim ef. Tërnava, i cili vitin e kaluar e cilësoi si të suksesshëm dhe me të arritura të shënuara si në planin financiar ashtu edhe në atë të aktiviteteve fetare, e po ashtu edhe në aspektin e ndërtimit të infrastrukturës për nevojat e BIK-ut. Myftiu Tërnava po ashtu foli edhe për aktivitetet, sfidat dhe arritjet që ka pasur Kryesia e BIK-ut gjatë gjithë vitit të shkuar.



*Kuvendi i BIK-ut gjatë mbledhjes së rregullt*

Myftiu Tërnava falënderoi imamët, administratën dhe udhëheqësit e BIK-ut, për kontributin që kanë dhënë në realizmin e projekteve anekënd Kosovës, dhe në të njëjtën kohë kërkoi që edhe për këtë vit të ketë angazhim edhe më të madh.

Pas fjalës së myftiut Kuvendi i BIK-ut shqyrtoi Raportin e Punës së Kryesisë së BIK-ut për periudhën janar-dhjetor 2015, të cilin pas debatit dhe sqarimeve përkatëse edhe e miratoi.

Në këtë takim Kuvendi po ashtu miratoi edhe Llogarinë Përfundimtare për Veprimtarinë Financiare të Kryesisë së BIK-ut për vitin 2015. *(R. S.)*

## Në Mollopolc u vu gurthemeli i xhamisë

Në prani të shumë qytetarëve të komunës së Shtimes, më 22 mars 2016, në fshatin Mollopolc u vendos gurthemeli për rindërtimin e xhamisë së re. Përveç përfaqësuesve të Bashkësisë Islame të Kosovës nga niveli qendror dhe lokal, pjesëmarrës që nderuan tubimin ishin edhe strukturat komunale, përfaqësues të KFOR-it turk, si dhe një numër i konsiderueshëm i mysafirëve nga Katari-përfaqësues të shoqatës “Charity”, me në krye Aish El Kahtani dhe kryetari i KBI të Ferizajt Bujar ef. Hasani.

Me një lexim të bukur të verseteve kuranore, që flasin për vlerën e ndërtimit të shtëpive të Zotit, zemrat e të pranishmëve i qetësoi studenti kosovar në Kajro, Egzon Ibrahimi nga Ferizaj.

Fillimisht të pranishmit i përshëndeti dhe u dëshiroi mirëseardhje kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame në Shtime, nikoqiri Isa ef. Tërshani, që njëkohësisht edhe falënderoi të gjithë ata që ndihmuan për rindërtimin e xhamisë, duke filluar nga Kryesia e BIK-ut, shoqata “Charity” nga Katari, si dhe kontribuuesit vullnetmirë nga fshati Mollopolc.

Në emër të Komunës së Shtimes z. Rrahman Jakupi tha se ndihet i nderuar që është në mesin e besimtarëve të Zotit, si dhe lavdëroi bashkëpunimin në mes të dy institucioneve në nivel lokal, Komunës dhe KBI të Shtimes.

Edhe përfaqësuesi nga shoqata e Katarit u shpreh se për të është një ndjenjë e veçantë që është në një vend të bukur si Kosova, dhe i rrethuar nga besimtarët myslimanë, për të nisur një vepër të hairit, e që do t’i sjellë dobi jo vetëm atyre që sot janë të pranishëm, por edhe gjeneratave që do të vijnë pas.

Drejtori për botim në Bashkësinë Islame të Kosovës, z. Ahmet ef. Sadriu, i shoqëruar nga Fatmir Iljazi dhe Rexhep Luma, përcolli përshëndetjet e myftiut të Kosovës, duke përgëzuar të gjithë qytetarët e asaj ane



*Në gurthemelin e xhamisë në Mollopolc*

për rindërtimin e objektit te ri fetar për plotësimin e nevojave të tyre shpirtërore. Z. Sadriu në fjalën e tij theksoi të drejtën dhe lirinë e të besuarit dhe praktikimit të besimit në Zotin xh.sh., duke tërhequr në këtë mënyrë një paralele në mes të kohës së sotme dhe viteve të sistemit komunist-ateist, kur besimtarët privoheshin nga e drejta e tyre për të besuar, torturoheshin psikikisht dhe fizikisht, persekutoheshin, e madje edhe likuidoheshin. "Sot kënaqësia ime më e madhe është kur në një kompleks të përbashkët shoh shkollën fillore dhe xhaminë, që qëndrojnë dhe e mbështesin njëra-tjetrën. Dy institucione që edukojnë brezat dhe gjeneratat në vazhdimësi, ku përveç arsimit të obliguar gjeneratat në vijim do të kenë mundësi të edukojnë edhe shpirtin e tyre".

### Një delegacion i FSI-së, i prirë nga Dekanati, vizitoi Fakultetin e Shkencave Islame në Shkup

Dekani i FSI-së, Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi, bashkë me sekretarin, Mr. Vedat Shabani dhe dy profesorë: Prof. Asoc. Dr. Sulejman Osmani dhe Prof. Ass. Dr. Zija Abdullahu, më 9 mars vizituan Fakultetin e Shkencave Islame në Shkup, ku u pritën nga dekani i atij fakulteti Prof. Ass. Dr. Faredin Ebibi, sekretari, Mr. Argëtim Salihu, koordinatori për Sigurimin e Cilësisë, si dhe disa profesorë të tjerë.

Gjatë takimit u biseduan shumë çështje me interes për të dy institucionet akademike-shkencore islame, me theks të veçantë për thellimin e bashkëpunimit në rrafshin edukativo-arsimor dhe shkencor. Gjatë këtij takimi u shkëmbyen edhe informacione, përvoja dhe eksperienca të ndërsjella lidhur me procesin e akreditimit dhe format e rrugët e përfshirjes dhe bashkëpunimit me institucionet e larta të arsimit publik në Kosovë dhe Maqedoni.



*Delegacioni i FSI-së në vizitë FSHI-së në Shkup*

Në fund të takimit të dy dekanët ranë në ujdi që të ketë takime më të shpeshta mes stafit mësimdhënës dhe studentëve të FSI-së dhe FSHI-së, si dhe organizime dhe aktivitete në rrafshin kulturor, akademik dhe shkencor. *(Vedat Shabani)*

### Bugajski mban ligjëratë në FSI

Më ftesë të Dekanatit të Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë, më 17.03.2016, në sallën e konferencave të Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë, politologu dhe analisti i mirënjohur z. Janusz Bugajski mbajti një ligjëratë me temën: "Ndikimi i Rusisë në Ballkan dhe në Lindjen e Mesme". Prezent në këtë ligjëratë ishin stafi akademik-shkencor i FSI-së, studentët dhe shumë mysafirë të tjerë. Gjatë ligjëratë z. Bugajski foli për ndikimin dhe qëllimet e politikës ruse në Ballkan dhe në Lindjen e Mesme, duke theksuar se Rusia, në krye me presidentin e saj Vladimir Putin, dëshirojnë që të kenë sa më shumë aleatë në këto vende, në



*Politikologu Bugajski në ligjëratën e mbajtur në FSI*

mënyrë që të pengojnë integrimin e tyre në Bashkimin Evropian. Ai si shembull përmendi edhe Ukrainën dhe ndërhyrjen e Rusisë në Krime. Në fund të ligjëratës nga të pranishmit u parashtruan mjaft pyetje lidhur me temën, e z. Bugajski dha përgjigje rreth tyre. Krejt në fund, dekani i FSI-së Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi e falënderoi z. Bugajskin për ligjëratën dhe shtjellimin e kësaj teme në mënyrë mjaft profesionale, dhe ia dorëzoi një dhuratë identifikuese me kompleksin e Fakultetit të Studimeve Islame. *(Vedat Shabani)*

### Zhbogar mban ligjëratë në FSI

Më 30.03.2016, në FSI për vizitë ishte përfaqësuesi i BE-së në Kosovë, z. Samuel Zhbogar. Atë e priti dekani

i FSI-së, Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi me bashkëpunëtorë. Dekani fillimisht e informoi përfaqësuesi e BE-së rreth aktiviteteve akademike, shkencore dhe edukative që është duke ndërmarrë FSI, me qëllim të ofrimit të kushteve sa më të mira për studentë. Ai më tej e informoi edhe për procesin e akreditimit të Fakultetit dhe sfidat nëpër të cilat ka kaluar FSI derisa është akredituar. Si shqetësim përpara përfaqësuesit të BE-së dekani potencoi çështjen e statusit juridik të Fakultetit, duke theksuar se edhe përkundër akreditimit çështja e statusit juridik mbetet ende e pazgjidhur.

Me këtë rast, përfaqësuesi i BE-së, z. Samuel Zhbogar mbajti një ligjëratë për studentët dhe stafin e FSI-së, me temë: "Integrimet evropiane, liberalizimi i vizave dhe stabilizim-asocimi". Ai gjatë kësaj ligjërate foli rreth gjendjes aktuale në Kosovë, duke potencuar se: "Janë bërë shumë lojëra politike, por është momenti që udhëheqësit e Kosovës të shohin Kosovën si interesin kryesor." Sipas tij, ajo çka i duhet Kosovës është ekonomia dhe vendet e reja të punës.


*Përfaqësuesi i BE-së në Kosovë, z. Zhbogar, gjatë ligjëratës në FSI*

Më tej, Zhbogar foli edhe për sfidat e përbashkëta të Kosovës dhe të BE-së, të cilat, sipas tij, nisin nga migrimi e shkojnë deri te terrorizmi. "Kemi parë shumë të rinj që kanë shkuar në Siri dhe Irak. Pas tragjedive nëpër Evropë është e qartë që kjo luftë kundër ekstremizmit fetar është e përbashkët", tha ndër të tjera shefi i Zyrës së BE-së në Prishtinë.

Në fund të ligjëratës studentët parashtruan disa pyetje, të cilave përfaqësuesi i BE-së iu përgjigj me korrektësi. Krejt në fund, në shenjë mirënjohje për kontributin e dhënë, dekani i FSI-së ia dhuroi mysafirit stemën e FSI-së dhe një stilolaps. *(Vedat Shabani)*

## Mbahet simpozium shkencor me temën "Thirrësi bashkëkohor islam dhe perspektiva"

Organizuar nga Bashkësia Fetare Islame e Republikës së Maqedonisë, në Medresenë "Isa Beu" në Shkup, më 26 mars u mbajt simpoziumi shkencor me temën "Thirrësi bashkëkohor islam dhe perspektiva" . Në këtë simpozium me kontribute shkencore u paraqitën studiues të ndryshëm nga Maqedonia dhe nga Republika e Kosovës. Në këtë simpozium morën pjesë edhe profesorë nga Fakulteti i Studimeve Islame të Prishtinës. Dekani i Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi u paraqit me kumtesën "Muhamedi a.s. - modeli më i mirë i thirrjes në islam", përderisa Prof. Dr. Musa Vila kishte kumtesën "Komunikimi gjeneral-masiv në thirrjen islame", dhe Mr. Rexhep Suma kishte kumtesën me titull "Sfidat e thirrësit islam në epokën e globalizmit dhe komunikimit".

Punimet e simpoziumit janë zhvilluar në tri seanca, me gjithsej 11 referues. E veçantë e këtij simpoziumi ishte prezenca e Reisul Ulemasë H. Sulejman ef. Rexhepit, i cili në pjesën e hapjes zyrtare kishte fjalë rasti, në kuadër të së cilës përshëndeti të pranishmit dhe njëkohësisht u dëshiroi punë të mbarë. Në përcjellje të vazhdueshme të mediumeve elektronike dhe auditorit, punimet përfunduan në orët e vona të pasdites, me shpalljen e gjetjeve nga Komisioni i përbërë prej pesë anëtarëve, e të cilat i prezantoi kryetari i Këshillit organizativ të këtij simpoziumi z. Jusuf Zimeri. *(Vedat Shabani)*


*Ligjëruesit në simpoziumin shkencor në Shkup*

**Papa dhe Kirili së bashku për mbrojtjen e të krishterëve**



Para shkuarjes në Meksikë, kreu i Kishës Katolike Papa Françesku, është takuar me patrikun e Kishës Ortodokse Ruse, Kirili. Takimi që është përshkruar si historik u mbajt në Havanë të Kubës. Sipas mendimeve të shumta, ky është hapi i parë drejt zgjidhjes së ndarjes njëmijëvjeçare të Kishës Lindore dhe asaj Perëndimore. Takimi ngjalli shpresë për tërë botën. Me përqafimin e tyre Papa Françesku dhe patriku Kirili kanë filluar shërimin e plagës së krishterimit të vjetër njëmijëvjeçar. "Kemi biseduar sikurse vëllezërit. Jemi pajtuar se gjer te paqja mund të arrihet me punë të përbashkët", ka thënë Papa. Avionët e patrikut rus dhe papës romak janë parkuar njëri pranë tjetrit, në aeroportin e Havanës, që ishte një dëshmi simbolike e pasqyrës historike. Nga vitet e nëntëdhjeta të shekullit të kaluar është punuar për këtë takim, ndërsa më 2014 Papa Françesku ka porositur patrikun rus Kirili se është i gatshëm për takim kudo qoftë, dhe vetëm pret thirrjen e tij. Kryetari kuban, Raul Kastro, ka ndihmuar që të organizohet takimi. Takimi i mbajtur pas dyerve të mbyllura në aeroportin ndërkombëtar në Havanë ka zgjatur tri orë. Krerët janë pajtuar që të ndalin asgjësimin e të krishterëve në Lindjen e Afërt dhe Afrikën Veriore, si dhe kanë bërë apel te bashkësia ndërkombëtare që të bëjë më shumë në ndalimin e dhunës. Ata kanë bërë thirrje edhe për përfundimin e terrorit në Siri dhe Irak. "Aktualisht janë dy kisha me mundësi që bashkërisht të punojnë në mbrojtjen e drejtave të të krishterëve përgjatë tërë botës", ka thënë patriku Kirili. Të dyja palët takimin e shikojnë si rast të pajtimit. Megjithatë, kritikët konsiderojnë se ky ishte veprimi i mençur gjeostrategjik i Rusisë, pasi që patriku Kirili është i përafërt me Putinin. Takimi është organizuar në momentin kur Rusia ballafaqohet me presione nga Perëndimi, për shkak të rolit të saj ushtarak në Siri dhe Ukrainë. Kritikët thonë se me këtë takim Rusia do që të përmirësojë imazhin e saj në Perëndim. Takimi historik me siguri e ka përmirësuar imazhin e Kubës. Kryetari kuban Kastro triumfalisht ka deklaruar se kubanët do të vazhdojnë t'i japin përkrahje paqes, duke u referuar në përpjekjet e vendit të tij që të parandalojë konfliktet dhe armiqësitë në Amerikën Latine.

**Amerikania myslimane me shami konkurron në Olimpiadë**

Myslimania tridhjetëvjeçare, Ibtihaxh Muhamed, është atletja e parë amerikane me shami që merr pjesë në garat e Olimpiadës 2016. Ajo e fitoi medaljen e bronzit në Kampionatin Botëror të Grave Sabre, që të kualifikohet për të përfaqësuar ekipin amerikan në Rio-Brazil. "Kur shumica e njerëzve e shohin fotografinë e një sportisteje olimpike, ata ndoshta nuk e imagjinojnë një person si unë. Për fat të mirë, unë nuk jam si shumë njerëz", shpjegon ajo. Unë gjithmonë kam besuar se me punë, përkushtim dhe këmbëngulje mund të eci një ditë me shokët e ekipit të Shteteve të Bashkuara të Amerikës për në historinë olimpike. Dua të konkurroj në Lojërat Olimpike për Shtetet e Bashkuara të Amerikës, për të provuar se kjo nuk duhet të pengojë askënd që të arrijnë qëllimet. Unë dua të marr një shembull se çdo gjë është e mundur me këmbëngulje. Lojërat Olimpike-2016 ose "Jogos de Olímpicos Verao de 2016" (në portugalisht), do të mbahen nga data 5 gusht deri më 21 gusht 2016.



**Bosnja do t'i mbyll 64 paraxhematët paralelë jozyrtarë**

Këshilli i myftinjve, përmes Reisul Ulemasë së Bashkësisë Islame të Bosnje e Hercegovinës, Hysein ef. Kavazoviç, ka obliguar të gjithë myftinjtë dhe kryeimamët që të mbajnë biseda me organizatorët dhe udhëheqësit e 64 paraxhematëve në hapësirat e Këshillave të tyre, që të tregojnë për rrezikun e veprimit të paraxhematëve, dhe të kërkojnë nga udhëheqësit e tyre që më së voni gjer në fund të muajit shkurt 2016 të ndërpresin mbajtjen dhe organizimin e aktiviteteve fetare në objektet e tyre, që i shfrytëzojnë si mesxhid, e që nuk kanë pëlqimin për punë nga organi kompetent, Bashkësia Islame e BeH-së.

Bashkësia Islame në BeH-së ka obligim kushtetues që në mënyrë institucionale të organizojë jetën fetare të myslimanëve në tërë hapësirën e veprimit të saj. Bashkësia Islame në BeH, me aktivitetet e veta shpreh hapje të plotë ndaj ithtarëve të Islamit, dhe bën thirrje për një xhemat të vetëm e të bashkuar. Në esencë kjo është thirrje për bashkim të myslimanëve në një Bashkësi Islame, si të vetme në Bosnjë e Hercegovinë. Për shkak të ngjarjeve të ndryshme shoqërore dhe politike në hapësirën e BeH-së, gjatë dy dekadave të fundit janë formuar një numër i caktuar i paraxhematëve që nuk janë nën ombrellën e Bashkësisë Islame, e që është në kundërshtim me Ligjin për liritë fetare dhe pozitën juridike të kishave dhe bashkësive fetare në BeH, si dhe kundër Kushtetutës së Bashkësisë Islame.

Duke mos hyrë në këtë rast, për motivet dhe arsyet e krijimit të këtyre paraxhematëve paralelë dhe mënyrën e veprimit të tyre, organet kompetente të BI-së kanë vendosur që ta rregullojnë këtë gjendje. Reisul Ulema ka kërkuar nga myftinjtë dhe kryeimamët që në hapësirat e tyre në Bosnjë e Hercegovinë të kryejnë bisedime me përfaqësues dhe organizatorë të këtyre paraxhematëve, dhe të thirrin që të inkuadrohen në xhematët ekzistuese zyrtarë që veprojnë në kuadër të strukturës organizative të Bashkësisë Islame.

Në Bashkësinë Islame ekzistojnë numër i mjaftueshëm i xhamive, medreseve, fakulteteve, bibliotekave dhe institucioneve që përmbushin nevojat e gjithë myslimanëve në Bosnjë e Hercegovinë. Në rast se dikush nga përfaqësuesit e këtyre paraxhematëve nuk pranon kërkesën për shuarjen e tyre dhe mbylljen e objekteve jolegale, do të mbesin jashtë kornizës ligjore të Bashkësisë Islame në Bosnje e Hercegovinë, dhe do të përballen me të gjitha pasojat e veprimit jashtinstitucional, si dhe do të mbajnë përgjegjësi individuale.



**Stambolli renditet i nënti në listën e turizmit botëror**

Antalia renditet e 11-ta nga turistët që ende e favorizojnë nga destinacionet turke. Ajo është një nga qytetet më të vizituara edhe sipas raportit të Euromonitor. Stambolli mori vendin e nëntë, e Antalia u rendit e 11-ta në Top 100 Destinacionet e Qyteteve në listën e Euromonitorit. Këto të dhëna dolën sipas një raporti të publikuar që monitoron numrin e turistëve të huaj që arrijnë në vendet turistike. Artvin i Turqisë, një destinacion në Detin e Zi, sipas listës është në vendin e fundit, pra në numrin 100. Wouter Geerts, analist i udhëtimeve në Euromonitor në Londër, vuri në dukje se qytetet në renditjen më të lartë në listë, si Stambolli dhe Antalia, kanë pasur rritje të turizmit në vitin 2014, pavarësisht nga tensionet gjeopolitike. Ai ia atribuon këtë performancë pozitive vazhdimësisë së rritjes ekonomike në destinacionet kryesore. "Mbërritjet e vazhdueshme u rritën në qendrat urbane globale në vitin 2014, duke ilustruar rëndësinë ekonomike të turizmit të qyteteve të botës", thotë Wouter Geerts. Hong Kongu ka mbetur në numrin një në renditje, siç ishte gjatë pesë viteve të fundit sipas këtij raporti. Londra është e dyta, e pastaj është Singapori. Stambolli u ngjit dy vende më lart, dhe tani renditet i nënti në listën e dhjetë qyteteve më të vizituara në botë, me një rritje 13.2 % në numrin e vizitorëve prej 11.8 milionë më 2014. Raporti vuri në dukje se një numër në rritje i vizitorëve në Stamboll vijnë nga Gjiri Persik dhe shtetet tjera arabe, sepse në Stamboll ata ndihen si në vendlindje. Rritja ekonomike në Turqi është gjithashtu ajo që është duke tërhequr numër të madh të biznesmenëve në qytetin më të madh të Turqisë. Antalia tërhoqi 11.1 milion turistë në vendpushimet e veta luksoze dhe në plazhet e famshme të saj. Dhe qytetin Artvin e vizituan 1.8 milionë turistë, që do të thotë pak pas Taichung-ut në Tajvan. *(R.Suma)*

| AUTOR: AGIM GASHI | AMBALAZHIMET | GRUMBULLIME | SKALITJET, GDHENDJET | EMËR FEMRE | PËRSHËNDETJA ISLAME | TAHIR MEHA | NUMRI 3 ROMAK | EMËR MASHKULLI | ZANORJA E DYTË | PROFESION | PJESË E SYRIT | | NË BRONZ | LËNDË ORGANIKE E NEVOJSHME PËR TRUPIN | PROGRAM TELEVIZIV A RADIOFONIK |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| BANORI I NJË VENDI NË LINDJE TË AFËRT | | | | | | | | | | | | VEJAN / STUDIO PIKTORI | | | |
| INSTITUCION I LARTË SHKENCOR A I ARTIT | | | | | | | | | LËVRIM / UNIL-SEPTIUMI | | | | | | |
| DESPOT, TIRAN, DIKTATOR | | | | | | AFTËSIA E MOS INFEKTIMIT / FRANCA | | | | | | | | | |
| SHËNIM MBI GUR TË VARRIT | | | | | | | BREGDETAS / INDUKSIONI | | | | | | | | |
| AQ SA DUHET | | | | | | VENDOSJA E PAJISJEVE | | | | | | | | | |
| IRLANDA | | | | TRILLIMI, FANTAZIA |  | | | | | | UNË (ANG.) | | DY ZANORE | | |
| LEGJENDA | | | | | | | | | | | EDHE, DHE | | I PAEMËR / TËRËSIA E APARATEVE | | |
| EDI MARFI | | | 1000 ROMAK / STUDIUES MATEMATIKE | | | | | | | | | ALI AJETI / ELEMENT KIMIK | | | HAPJA E KANALIT |
| AJO PËR TË CILËN FLITET | | | | | | | | | | | AL PAÇINO | | | KALIUMI / TRAJTË E EMRIT | |
| | OQEANI I DYTË MË I MADH | A.GJ. | | | | | | | | | ZBUKURIMI | | | | |
| GRUP GJAKU | | TITANI / SHPIKËSI, GJOTA | | | | | | | | | ELEMENT KIMIK | | | | |
| MJET TRANSPORTI | | | | | | | | | | | SASIA | | | | |
| KRYEQYTETI I PERUSË | | | | | | | | | | | PARAARDHËS I ITALIANËVE | | | | |
| KOHË E KUFIZUAR | | | | | DAFINA | SHTET AZIATIK | RRUGË NËN MAL | E.M. | MBLEDHJE | PERSONAZH I VIRGJILIT | N.U / TONI | | | 1 ROMAK / DIKU | |
| SHTIM I POPULLSISË | | | | | | | | | | | | EMËR M. INDIAN / TIPAR | | | |
| TECH TRONIC INDUSTRIES | | | | VLLAH / GODINË MBI LUMË | | | | | | | NDODHI / ILAÇ | | | | |
| ITALIA | | LIBRI I SHENJTË / L.R. | | | | | | FOSHNJË / TETOVA | | | | | E.M. / KAMPION | | |
| VEGËL MUZIKORE ME FRYMË | | | | | | | | | | SULM / SPANJA | | | | | REPUBLIKA |
| ENË KU E MBAJNË HIRIN E TË VDEKURIT | | | | | SHUMË I FRIKËSUAR | | | | | | | | | | |

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Suharekë**

*Shpall:*

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës:**

**Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Greikoc**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë, dhe;
7. Ta dorëzojnë letërnjoftimin (fotokopje)

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*

** Certifikata e lindjes;*

** Certifikata shëndetësore;*

** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*

** Vërtetimi për përvojën e punës;*

** Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*

** CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

**Vërejtje:**

- Dokumentet dorëzohen në zyrat e Këshillit përkatës të BI-së.
- Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.
- Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

# *Ninullën e fundit ia kënduan valët e detit*

***Si të përbiu ai det,***  
***me tërë ato valë?!***  
***Si valëzonte ashtu,***  
***kinse s'të ka parë?!***  
***Ajlan i vogël,***  
***trupi të është ftohur.***  
***Si na i copëtove zemrat?***  
***Sikur…,***  
***Kishte kohë që t'kishim njohur.***  
***Ninulla jote e fundit në det,***  
***si u bë?***  
***Të lutem mos na e thuaj,***  
***që tanimë mbaroi çdo gjë!***  
***Vdekja jote, o engjëll,***  
***me dhembje do të kujtohet!***  
***Dhe asnjëherë n'këtë jetë,***  
***jo, nuk do të harrohet.***

# *O gurthemel i dijes*

***Muret tua janë vjetërsuar***  
***Dyshemeja shumë të është shkelur***  
***Kam pak kohë për të qëndruar***  
***E zemra këtu ka për t'më ngelur***

***Këtu truri m'u pasurua***  
***Këtu shpirti m'u ngjall***  
***Vetëm e drejta m'u kumtua***  
***Prandaj do ta kujtoj me mall***

***O gurthemel i dijes***  
***Që në ty edhe unë u strehova***  
***Pikat e dijes tënde, e dashur***  
***Çdokund në botë i pikova***

***Sara I. Hasani***